**Përktheu:** Ermal Nurja
**Redaktor:** Zija Vukaj
**Kryeredaktor:** Alban Kali
**Design:** Bledar Xama
**Titulli origjinal:** *Fahr-i Alem - Habib-i Huda*
Hz. Muhammed Mustafa ﷺ

PROGRESI sh.p.k

Adresa: L: Vasil Shanto Rr: Çajupi Shkodër / Shqipëri
Tel: +355 22 25 46 34 Fax: +355 22 25 46 33
Mob: +355 67 20 86767
http: www.progresibotime.com e-mail: botime@progresibotime.com

Adresa Kosovë: Rr:Ardian Zurnaxhiu / pn. Ralin / Prizren
Tel: +381 29 222 795
Fax: +381 29 222 797 e-mail: kosova@progresibotime.com

Adresa Maqedoni: Rr: Stiv Naumov / nr. 9 / lokal 25 / Shkup
Tel: +398 71 956 271 e-mail: maqedoni@progresibotime.com

## PARATHËNIE

*Falënderime dhe lavdërime të panumërta i qofshin Allahut të Lartë që na ka nderuar duke na bërë pjesëtarë të umetit të kurorës së të gjithë profetëve, Hazreti Muhamed Mustafasë ﷺ, pasi ai është Habibullah (i Dashuri i Allahut)...*

*Lutje të panumërta për paqe dhe mëshirë, salavate dhe selame, për Zotërinë tonë Profetin ﷺ, Diellin e Diejve, i cili me personalitetin e tij është dritë udhëzimi dhe vërtetësie e pashuar në rrugën e lumturisë së përhershme të njerëzimit!...*

Allahu i Lartë e zgjodhi Atë për profet në kohën e krizës më të madhe për njerëzimin. Ai ia dhuroi njerëzimit dritën e gjithësisë si **mëshirë për botët** në një periudhë, kur bota qe mbytur në errësirë dhe tirani. Ai qe ylli polar që lindi në horizontet madhështore, për të ndriçuar një shoqëri injorante, që ia kishte kaluar edhe hienave për nga egërsia.

Allahu i Madhëruar e dërgoi Hazreti Muhamedin mëshirë të pafund për tërë krijesat e gjalla dhe jo të gjalla, dheun e gurin, lumin e detin, qiejt e tokën, kohën dhe hapësirën e, në veçanti, për njeriun. E bëri atë shkak të begatisë, udhëzimit, mëshirës, butësisë dhe shpëtimit.

Me të vërtetë, i Dërguari i Allahut ﷺ qe:

Mëshirë, e cila iu dhurua nga Allahu të gjithë zemrave dhe mendjeve njerëzore si një burim i pafund frymëzimi dhe si eliksir i përjetshëm.

Mëshirë, sepse ishte robi që Allahu donte më shumë nga gjithë robërit e Tij dhe i dërguari i vetëm i Allahut, që u nderua me ngjarjen e Miraxhit.

Mëshirë, nga drita e së cilës u formua epopeja e gjithësisë, çdo krijesë u krijua për nder të tij dhe fitoi vlerë tek Allahu me begatinë e shkallës së dashurisë ndaj Profetit.

Mëshirë, në sajë të së cilës iu pranua duaja edhe Ademit عليه السلام, njeriut dhe profetit të parë, ashtu sikurse edhe tregohet në hadithin fisnik se:

*"Ademi عليه السلام, kur bëri gabimin[1] që u bë shkak që ai të dilte nga Xheneti, e kuptoi se kishte gabuar dhe tha:*

*"O Zot! Të lutem të më falësh për hir të Muhamedit!..."*

Allahu i Lartë e pyeti:

1. Ka ndodhur rrallë që profetët të kenë kryer pa dashje gabime, të cilat normalisht që nuk ishin në përputhje me pëlqimin hyjnor. Dhe këto gabime përmbledhin në vetvete shumë urtësi. Kështu, profetët, duke vepruar ndonjë gabim, patën shijuar edhe ata paaftësinë njerëzore për të qenë të përkryer. Në këtë mënyrë, u vërtetua edhe një herë që pagabueshmëria dhe epërsia absolute i takojnë vetëm Allahut dhe se profetët kanë qenë vetëm robër të thjeshtë përpara Zotit të gjithësive. Me gabimet që vepronin, profetët u bënë shembuj edhe për pendim, tevbe dhe lutje për faljen e gabimeve për njerëzimin mbarë.

*“O Adem, ku e njeh ti Muhamedin, kur Unë ende nuk e kam krijuar atë?...”*

Ademi عليه السلام, iu përgjigj:

*“O Zot, kur Ti më krijove dhe më fryve nga shpirti Yt, ngrita kokën dhe pashë të shkruar mbi shtyllat e qiellit hyjnor (arshit) fjalët “La ilahe ilallah, Muhamedun resulullah”, “Nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është i dërguari i Tij” dhe e kuptova se Ti vë përkrah emrit Tënd vetëm emrin e krijesës Tënde më të dashur”.*

Atëherë, Zoti i Madhëruar tha:

*“The të vërtetën, o Adem! Ai është krijesa më e dashur për Mua! Kur të më lutesh, mu lut për hir të tij. Unë të fala ty, ngaqë m’u lute për hir të tij! Dije se,* ***sikur të mos ishte Muhamedi, s’do të kisha krijuar!***[2]

Nisur nga ky fakt, Profeti ynë Muhamed ﷺ, është:

Mëshira që, po të mos ekzistonte, të gjitha botët do të ishin shndërruar në shkretëtira.

Mëshira, drita e së cilës rrezatohet në çdo gjë të bukur që ekziston, pasi bota është krijuar për hir të bukurisë së profetit. Nuk çel asnjë lule në botë, në të cilën të mos reflektohet nuri i profetit. Ai është gonxhja hyjnore që, jo vetëm nuk thahet kurrë, por bëhet edhe më e freskët, sa më shumë që kalon koha.

Mëshira, për vlerën dhe rëndësinë e së cilës ka

2. Hakim, *el-Mustedrek ale Sahihajn,* Bejrut 1990, II, 672/4228

folur vetë Allahu i lartësuar. Madje edhe duke çuar salavat për të.

Mëshira, në zemrën e kulluar të së cilës zbriti Kurani Fisnik, që është udhërrëfyesi ynë drejt rrugës së drejtë. Ashtu sikurse Kurani është një mrekulli hyjnore, që shfaqet tek "fjala", ashtu edhe Profeti ﷺ është një mrekulli e pashoqe arti, që shfaqet tek "njeriu".

Nën krahët e profetësisë së Profetit të mëshirës, të gjithë botërat shijuan rehatinë e vërtetë. Njerëzimi, që po mbytej nëpër labirintet e injorancës dhe të indiferencës nga tymi i mosbindjes ndaj Zotit, nisi të thithë ajrin e dëlirë të jetës, duke fluturuar drejt horizonteve të lumturisë së përhershme, nëpërmjet rrugës së dijes, urtësisë, kulturës shpirtërore (irfan) dhe të vërtetave absolute që i njohu nëpërmjet profetit. Ndërgjegjja e bërë gur, mori një konsistencë krejt të re, duke u zbutur si të ishte brumë në duart e bekuara të profetit. Zemrat e shkatërruara brenda fëlliqësive të jetës, u lanë mirë e mirë në burimin e dëlirë të Profetit dhe u shndërruan në një vend rrezatimi të dashurisë dhe ashkut.

Për shembull, **etiopiani Vahshi**, para se të gjente rrugën e drejtë, ishte njeri i egër, gjakpirës dhe shpirtlig, por, pasi iu nënshtrua edukimit të lartë të Profetit, u bë një *sahabi* sypërlotur. Sa e sa të tjerë si ai, kishin vdekur shpirtërisht nën kthetrat e cilësive negative, para se të gjenin rrugën e drejtë, por do të fitonin gjallëri të përhershme dhe do të kishin nderin që të përmendeshin dhe të kujtoheshin me epitetin ***"hazreti"***, pasi kanë pirë nga burimi i udhëzimit profetik.

Të gjitha këto tregojnë se Profeti ﷺ, si nga pamja e jashtme, ashtu edhe nga bota e brendshme, ishte krijesa më e përsosur, më e nderuar, më e veçanta dhe më e dashura. Prandaj, edhe njerëzit e mirë, të pastër shpirtërisht, evlijatë, të urtët dhe sunduesit e vërtetë, të cilët janë piedestali i së vërtetës dhe virtytit gjatë gjithë historisë njerëzore, janë si rrezet e diellit që shpërndahen nga reflektimi i Atij profeti shembull ose një fragment nga drita e Gjithësisë. Ata janë si hëna, që ia ka borxh dritën e saj dritës së Diellit që reflektohet tek ajo. Ai është mëshira, favori dhe dhurata e Krijuesit Fuqiplotë për tërë botët.

Pikërisht për këtë arsye, rruga për t'u afruar dhe për të fituar pëlqimin e Allahut, kalon përmes dashurisë dhe varësisë sonë ndaj Profetit. (Shih Ali Imran, 31; Nisa, 80.)

Kjo është e vërteta, ndaj së cilës asnjë person që ka besim në Allahun, nuk mund të qëndrojë indiferent. Kriter i vetëm i dashurisë ndaj Allahut, është varësia ndaj Profetit të Allahut, lidhja shpirtërore me Të dhe synimi për të praktikuar shembullin e tij, ashtu siç rrotullohen fluturat rreth dritës. Në rast të kundërt, besimi nuk llogaritet për besim dhe të gjithë veprat e mira shkojnë dëm. Nuk ka rrugë tjetër për të të fituar dashurinë e Allahut, përveç kësaj rruge. Ai që nuk fiton dashurinë e Allahut, çdo gjë që bën i shkon dëm.

Për këtë arsye, duhet që çdo gjendje që jetojmë, ta peshojmë me gjendjen e Profetit dhe ta bëjmë atë

kriterin e veprave për ne. Duhet ta pyesim shpesh veten: Në qoftë se do të isha pranë të Dërguarit të Allahut ﷺ, vallë a do të kishte buzëqeshur ai me këto që po bëj unë apo me këtë gjendje që jam? A jam në atë gjendje, me të cilën mund të dilja përpara tij? Sa kam përfituar vallë, prej botës së tij shpirtërore? Profeti Muhamed ﷺ duhet të jetë përherë në qendër të zemrës dhe në çdo stad të jetës sonë. Personaliteti i tij i pashoq duhet të jetë arkitekti i vetëm për karakterin tonë.

Për të realizuar gjithë këto që thamë, padyshim që është e domosdoshme ta njohim atë sa më shumë dhe ta kuptojmë atë sikur ta kishim pranë... deri në atë shkallë, saqë pulsi ynë të bëhet një me rrahjet e zemrës së Profetit, sikur edhe ne marrim frymë ashtu siç merrte Profeti Muhamed ﷺ. Ashtu sikurse sahabët fisnikë, të dashuruarit e përvëluar pas Profetit ﷺ...

Ndonëse për ne të ngratët nuk është e mundur të kemi qëndrueshmërinë që kishte zemra e Profetit, të paktën kemi fatin e madh të shkojmë udhës që na mësoi ai. Të marrësh, qoftë edhe pak hise nga personaliteti i tij i pashembullt dhe morali i tij i lartë, do të thotë të çelësh një shteg drejt lumturisë së përhershme.

Për këtë shkak, duke pasur për qëllim të njohim sa më afër këtë Personalitet të lartë, vendosëm të shkruajmë këtë vepër modeste, me gjithë mangësitë dhe dobësitë që mund të ketë. Edhe në veprat tona të mëparshme kemi ofruar të dhëna që kanë të bëjnë me personalitetin e Profetit ﷺ. Ndoshta fjalët tona nuk janë të atij niveli që meriton Ai, por të gjithë ne

jemi të obliguar ta falënderojmë Atë, dhuratën më të madhe hyjnore, duke rrëfyer dhe shkruar rreth Tij dhe duke jetuar si Ai. Detyra jonë parësore është që, në kuadër të mundësive tona, të bëhemi ura, të cilat do të transmetojnë mëshirën dhe paqen e Tij që përfshin tërë botët, deri në fundin e saj, kur ajo do të shkatërrohet në kiamet. E kemi për borxh që, në kuadër të aftësive tona, t'ia prezantojmë gjithë njerëzimit në formën sa më të bukur atë kryevepër që qëndron në kulmin më të lartë. Në veçanti, është nder për ne që ta përfaqësojmë Atë me sjelljen dhe gjendjen tonë në mënyrën më të mirë...

**Zot i Madhëruar, na stolis të gjithë ne myslimanët me personalitetin shembullor dhe të pashoq të Profetit ﷺ! Na i shndërro zemrat tona në sarajet e dashurisë së Tij! Na ndihmo në provën tonë të devocionit, të varësisë dhe të nënshtrimit tonë ndaj Tij, që të arrijmë dashurinë dhe pëlqimin hyjnor!**

**Amin...**[3]

**Osman Nuri Topbash**
**Janar, 2012**
**Yskydar**

3. Falënderoj Dr. Murat Kaja, Mehmet Akif Gynaj dhe Ibrahim Haki Uzun, të cilët më ndihmuan gjatë përgatitjes së këtij teksti dhe i lutem Allahut që shërbimi i tyre të jetë kthyer në një sadaka rrjedhëse (sadaka xharije) për ta.



# Njeriu i madhërishëm që e zgjodhi dhe e donte vetë Allahu

# NJERIU I MADHËRISHËM QË E ZGJODHI DHE E DONTE VETË ALLAHU

I Dërguari i Allahut ﷺ qe njeriu madhështor që e donte Allahu dhe e përzgjodhi për ta dërguar profetin e fundit për gjithë njerëzimin. Zoti i pati dhuruar atij një personalitet shembullor të pashembullt, duke paraqitur nëpërmjet tij modelin e "njeriut të përsosur", të cilin ka për qëllim të krijojë feja islame. Prandaj edhe përshpirtshmëria te adhurimet, mirësjellja, marrëdhëniet ndër-personale (muamelat), perfeksionimi moral, butësia tek ndjenjat, thellësia tek gjykimet, shkurtimisht, të gjithë anët pozitive dhe të hijshme që mund të ketë një njeri, gjenden në kuptimin dhe shprehjen e tyre të plotë tek jeta e dëlirë e këtij profeti, që qe drita e gjithësisë.

Zoti e bëri atë pretekstin më të madh të mëshirës dhe të bereqetit për mbarë njerëzimin dhe pati urdhëruar e thënë:

"**Ne nuk të kemi dërguar ty** (o Muhamed)**, veçse si mëshirë për botët.**" (Enbija, 107)

Ja çfarë ka thënë **Ibn Abasi** رضي الله عنهما, në lidhje me këtë ajet kuranor:

"Ata që besuan tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, kanë merituar mëshirën e Zotit, si në këtë jetë, ashtu edhe në jetën tjetër. Ata që nuk besojnë tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, vetëm sepse kanë jetuar në periudhën kur jetoi Profeti dhe qenë umeti[4] i tij, janë të ruajtur nga dënimet hyjnore, me të cilat janë dënuar popujt e mëparshëm, si fundosja në tokë, shndërrimi në majmunë, gjuajtja me gurë nga qielli. Kjo është shprehje e mëshirës profetike në këtë jetë, të cilën ata e gëzojnë në sajë të të Dërguarit të Allahut ﷺ." (Bejhaki, Delailun-nubuve, V, 486, Hejthemi, VII, 69.)

Vetë Allahu ka urdhëruar e thënë:

وَمَا كَانَ اللّٰهُ لِيُعَذِّبَهُمْ وَأَنتَ فِيهِمْ
وَمَا كَانَ اللّٰهُ مُعَذِّبَهُمْ وَهُمْ يَسْتَغْفِرُونَ

**"Allahu nuk do t'i ndëshkonte ata, përderisa ti ishe në mesin e tyre dhe Allahu nuk do t'i ndëshkojë ata, përderisa ata i kërkojnë falje Atij."** (Enfal, 33)

4. Gjithë njerëzimi, që do të vijë në këtë botë gjatë periudhës së profetësisë së fundit, që fillon me ardhjen e Profetit Muhamed ﷺ dhe do të përfundojë deri në kiamet, quhet umeti i Muhamedit, edhe nëse besojnë tek profetësia e tij, edhe nëse nuk besojnë. Ata që besojnë tek profetësia e tij, quhen umeti që iu përgjigj pozitivisht thirrjes (umeti ixhabe), ndërsa ata që nuk besuan tek profetësia e tij, quhen umeti që nuk iu përgjigj atij pozitivisht (umeti gajri ixhabe). Megjithëkëtë, për nder të pozitës së lartë që ka profeti Muhamed tek Allahu, njerëzit që kanë jetuar dhe do të jetojnë gjatë periudhës së ftesës së profetësisë së fundit, janë të mbrojtur nga shumë dënime hyjnore, me të cilat u dënuan bashkësitë e profetëve para profetit Muhamed.

Pra, vetëm shfaqjet e mëshirës dhe të begatisë të profetit Muhamed në këtë botë, e detyrojnë njerëzimin të ushqejë mirënjohje dhe falënderim të pafund ndaj tij. Nuk ka fjalë për të treguar se çfarë dhurate e madhe hyjnore është profeti Muhamed për lumturinë dhe shpëtimin e përhershëm të njerëzimit.

Në Kuran gjenden shumë pohime hyjnore, që shprehin madhështinë e pozitës së Profetit ﷺ tek Allahu عَزَّوَجَلَّ. Në njërën prej tyre thuhet:

لَعَمْرُكَ إِنَّهُمْ لَفِي سَكْرَتِهِمْ يَعْمَهُونَ

“**Betohem për jetën tënde** (o Muhamed)**, se ata ishin vërtet të përhumbur në dehjen e tyre!**” (Hixhr, 72)

Kështu, në Kuran, Zoti betohet mbi jetën e Profetit Muhamed ﷺ, ndërkohë që nuk betohet për asnjë profet tjetër.

Po kështu, në një tjetër ajet fisnik, ku shprehet vlera e lartë që ka Profeti Muhamed ﷺ tek Allahu, thuhet kështu:

لَقَدْ جَاءَكُمْ رَسُولٌ مِّنْ أَنفُسِكُمْ عَزِيزٌ عَلَيْهِ مَا
عَنِتُّمْ حَرِيصٌ عَلَيْكُم بِالْمُؤْمِنِينَ رَءُوفٌ رَّحِيمٌ

“**Tashmë, ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua**

**dëshiron të mirën me gjithë zemër, që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët."** (Tevbe, 128)

Zoti thotë kështu, në Kuran, duke i urdhëruar me këtë ajet besimtarët që të sillen me respekt ndaj profetit që ka fituar dashurinë e madhe të Zotit (Habib):

**"O ju që keni besuar! Mos nxitoni para** (urdhrit të) **Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe kijeni frikë Atë! Vërtet, Allahu dëgjon gjithçka dhe është i Gjithëdijshëm."** (Huxhurat, 1)

Sipas këtij urdhri hyjnor, çdo besimtar, cilado qoftë çështja në fjalë, nuk duhet që të gjykojë me kokën e vet për një çështje, në lidhje me të cilën Allahu dhe i Dërguari i Tij e kanë dhënë tashmë gjykimin e tyre, nuk duhet ta kalojë kufirin dhe duhet të ketë kujdes përherë për edukatën e tij si rob i Zotit. Besimtari duhet të jetojë një jetë të matur dhe të ekuilibruar, brenda kufijve të Kuranit dhe të traditës profetike, duke u ruajtur nga çdo lloj dhe shprehje e ekstremizmit. Ai duhet të ushqejë ndjenjat e bindjes, respektit dhe dashurisë ndaj parimeve që kanë vendosur Allahu dhe i Dërguari i Tij. Prandaj edhe sahabët e Profetit, sa herë që i Dërguari i Allahut ﷺ i pyeste në lidhje me ndonjë çështje të caktuar, i përgjigjeshin:

"**Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë këtë gjë!**", edhe në rast se kishin dijeni në lidhje me problemin në fjalë. Ata kishin arritur idealen e edukatës, mirësjelljes, dashurisë dhe bindjes ndaj Profetit ﷺ.

Allahu i paralajmëroi besimtarët se edhe mungesa më e vogël e respektit ndaj Profetit Muhamed ﷺ, do të bëhej shkak që t'u shkonin kot të gjithë punët e mira që kishin bërë më parë dhe i pati urdhëruar sahabët që të flisnin me edukatë dhe me mirësjellje me Profetin Muhamed ﷺ.

Në ajetin e Kuranit thuhet:

**"O ju që keni besuar! Mos e ngrini zërin tuaj mbi zërin e Profetit dhe mos i flisni atij me zë të lartë, siç bëni me njëri-tjetrin, në mënyrë që të mos ju humbin veprat tuaja, pa e ndier ju fare.**

**Vërtet, ata që ulin zërin në prani të të Dërguarit të Allahut, janë njerëzit, zemrat e të cilëve Allahu i ka kalitur për besim e përkushtim. Për ata ka falje dhe shpërblim të madh. Vërtet, ata që të thërrasin ty** (o Muhamed) **me zë të lartë nga jashtë dhomave të tua, shumica nuk marrin vesh."** (Huxhurat, 2-4)

**"Mos ia drejtoni thirrjen të Dërguarit, njësoj si thirrjen që i bëni njëri-tjetrit."** (Nur, 63)

Në lidhje me këtë ajet kuranor, **Ibn Abasi** رضي الله عنهما ka thënë:

Njerëzit e thërrisnin të Dërguarin e Allahut: "O Muhamed, o Ebu Kasem." Allahu ua ndaloi atyre që ta thërrisnin Profetin me këto fjalë, në mënyrë që ta ngrinte lart pozitën e tij. Prandaj, njerëzit filluan t'i drejtohen profetit me fjalët: "O Profeti i Allahut, o i Dërguari i Allahut." (Ebu Nuajm, *Delail*, I, 46.)

Nderi, madhështia dhe begatitë, që Allahu i dhuroi Profetit Muhamed, nuk do të mbeteshin me kaq, por do të vazhdonin përherë edhe në jetën tjetër. Kështu, në ajetin fisnik thuhet:

"**Zoti yt do të japë ty, sa të jesh i kënaqur.**" (Duha, 5)

I Dërguari i Allahut ﷺ do të shprehej kështu, jo si shprehje e mendjemadhësisë dhe lavdërimit të vetes, por si shprehje e theksimit të atyre që kishte thënë Zoti më parë dhe në kontekstin e përmendjes së begative të Zotit (tahdith-i nimet)[5]:

*"Unë jam zotëria i njerëzve në Ditën e Kiametit."* (Buhari, Tefsir, 17/5)

*"Unë jam zotëria i njerëzve në Ditën e Kiametit, njeriu të cilit do t'i hapet varri të parit, i pari që do të bëjë shefaat dhe i pari të cilit do t'i pranohet shefaati."* (Muslim, Fedail, 3)

Një ditë, sahabët po flisnin mes tyre. Ata ishin të habitur se si Allahu e kishte bërë shok të tijin (halil) Profetin **Ibrahim**, kishte folur me Profetin **Musa** se si Profeti **Isa** qe fjala dhe fryma e Tij dhe se si e kishte përzgjedhur Profetin **Adem**. Profeti Muhamed ﷺ erdhi tek ata dhe i dëgjoi në lidhje për çfarë po flisnin me njëri-tjetrin. Pasi ua miratoi ato që po thoshnin mes tyre, u përmendi këtë shembull, për të vërtetat rreth të cilave ata ishin në mëdyshje:

5. Tahdith-i nimet ose Përmendja e begative që të ka dhuruar Allahu: të rrëfesh begatitë që të ka dhuruar Zoti, ta falënderosh Atë për këto mirësi dhe t'ua rrëfesh ato njerëzve të tjerë, në mënyrë që t'i nxitësh ata të mendojnë rreth Zotit.

*“Unë jam zotëria i Profetëve, por (لَا فَخْرَ) nuk lavdërohem me këtë! Unë jam profeti i fundit, por nuk lavdërohem me këtë gjë! Unë jam ai që do të bëjë shefaat i pari dhe i pari person të cilit do t’i pranohet shefaati, por të gjitha këto nuk do t’i përmend kurrë për tu mburrur!”* (Darimi, Mukadime, 8)

*“Në ditën e kiametit, kur toka do të hapet në mes, unë do të jem i pari që do të ringjallem, por këtë nuk e them për t’u mburrur. Mua do të më jepet flamuri i lavdit, por unë nuk mburrem me këtë gjë. Unë jam zotëria i njerëzve në ditën e gjykimit, por nuk mburrem me këtë gjë. Unë do të jem i pari që do të hyj në xhenet, por nuk mburrem me këtë gjë.”* (Darimi, Mukadime, 8. Gjithashtu Tirmidhi, Menakib, 1/3616)

Me pak fjalë, i Dërguari i Allahut ﷺ është robi më i dashur për Të, krijesa më fisnike, arsyeja e lëvdatave për të dy botët dhe shkaku i shpëtimit në këtë botë dhe në botën tjetër.

## Elegjia e Umerit رضي الله عنه

Rrëfehet se, kur i Dërguari i Allahut ﷺ ndërroi jetë, **Umeri** رضي الله عنه pati thënë këtë elegji, me sytë e mbushur me lot:

“T’u bëfshin kurban prindërit e mi, o i Dërguari i Allahut! Ti ligjëroje me njerëzit dhe rrije i mbështetur në këtë trung të pemës së hurmës. Kur xhemati u shtua, kishe kërkuar që të bënim një minber, në mënyrë që të dëgjohej zëri më mirë kur flisje. Trungu i pemës së hurmës nuk e duroi dot ndarjen prej teje dhe nisi të

qante. Vetëm kur e pate vënë dorën tënde të bekuar mbi të, ajo ishte qetësuar. Umeti yt do të qajë dhe do të vajtojë më shumë se sa ai trung hurme, tani që ti je ndarë prej tyre.

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Ti zotëron një pozitë aq të lartë tek Allahu, saqë Zoti e numëron bindjen ndaj teje si bindje ndaj Tij:

**"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut."** (Nisa, 80)

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Ti zotëron një pozitë aq të lartë tek Allahu saqë Allahu të përmend ty përpara profetëve të tjerë, megjithëse ti je Profeti i fundit që Zoti u dërgoi njerëzve, kur tha:

**"Ne lidhëm besën me ty** (o Muhamed)**, siç bëmë me profetët e tjerë: me Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, të birin e Merjemes."** (Ahzab, 7)

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Ti zotëron një pozitë aq të lartë tek Allahu, saqë ata që do të hidhen në xhehenem, ku do të dënohen me një dënim të rreptë, do të dëshirojnë aq shumë të të ishin bindur ty në këtë jetë, saqë do të lëshojnë klithmat tmerruese:

**"Ah, sikur t'i ishim bindur Allahut dhe të Dërguarit!"** (Ahzab, 66)

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Në qoftë se Allahu i dha si muxhize profetit **Musa** عليه السلام një shkëmb, nga i cili buruan lumenjtë, Ai bëri që nga

duart tuaja të burojë uji i pijshëm për njerëzit. Salavatet dhe selami qofshin mbi ty!

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Allahu i dhuroi profetit **Sulejman** عليه السلام erën, me të cilën shkonte brenda një muaji ku të dëshironte, ndërsa kjo nuk është më e çuditshme sesa buraku, mbi të cilin Ti, natën e Miraxhit, kalove shtatë katet e qiellit dhe në mëngjes e fale namazin në Meke. Salavatet dhe selami qofshin mbi ty!

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Nëse Allahu i dha si muxhize **Isait** عليه السلام aftësinë që të ringjallte të vdekurit, ty të dha si mrekulli delen e helmatisur në hell, që të tha të mos e haje. Salavati dhe selamet qofshin mbi ty!

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Kur Profetit **Nuh** عليه السلام i pati mbaruar durimi me popullin e tij, ai u detyrua që ta mallkonte atë, duke u lutur: **"O Zoti im, mos lër mbi tokë asnjë femohues!"** (Nuh, 26) Në qoftë se ti do të na kishe mallkuar,ashtu si veproi profeti Nuh, nuk do të kishte mbetur asnjë nga ne dhe të gjithë do të ishim shkatërruar. Njerëzit të shkelën me këmbë, të gjakosën në fytyrën tënde si trëndafil dhe të thyen dhëmbët, por ti prapë kërkoje me ngulm më të mirën për umetin tënd dhe luteshe përherë: *"Allahu im! Fale umetin tim! Ata nuk dinë se çfarë bëjnë!"*

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Megjithëse ti kishe një jetë më të shkurtër sesa **Nuhu** عليه السلام,

ata që të pasuan ty qenë në numër më të madh se ata që pasuan atë. **"...Por shumë të paktë ishin ata që i kishin besuar atij!"** (Hud, 40)

T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Në qoftë se do të dëshiroje të qëndroje vetëm me njerëzit që e meritojnë të rrinë me ty, ne nuk do të ishim nderuar duke marrë pjesë në kuvendimet tuaja dhe nuk do të qëndronim së bashku me ty! Po të mos ishe martuar me njerëz të tjerë, përveç sërës sate, ti nuk do të kishe vënë kurorë martesore! Në qoftë se do të kishe vendosur që zëvendësi yt të ishte i barabartë me ty, askush prej nesh nuk do të ishte bërë zëvendësi yt! Betohem në Zotin se ti qëndroje së bashku me ne, u martove me gra nga fiset tona dhe le zëvendës tëndin nga mesi ynë. Si njeri modest që ishe, ti vishje rroba prej leshi, hipje në kafshë, merrje mbrapa kafshës njeri tjetër gjatë udhëtimit dhe haje ushqim në tokë, së bashku me njerëzit e tjerë...

Salavati dhe selami i Allahut qofshin mbi ty!" (Gazali, *Ihja*, I, 410-411)

وإنك لعلى خلق عظيم

*"Vërtet, ti je në një shkallë të lartë morali!"*
*(el-Kalem, 4)*

# Morali shembullor i Profetit Muhamed ﷺ

# MORALI SHEMBULLOR I PROFETIT MUHAMED ﷺ

## Pamja e tij e bekuar dhe natyra e tij e hijshme

Fytyra e bekuar e Profetit Fisnik ﷺ, e cila shpërndante përreth siguri dhe paqe, ishte fytyra më e pastër dhe më e bukur. Dijetari çifut **Abdullah bin Selam**, ishte takuar me të Dërguarin e Allahut ﷺ menjëherë pasi ai kishte emigruar në Medine dhe, kur e kishte parë fytyrën e Tij të bekuar, qe bërë mysliman. Arsyen përse ishte bërë mysliman e kishte sqaruar me këto fjalë:

"Sapo e pashë fytyrën e të Dërguarit të Allahut, kuptova se ajo fytyrë nuk mund të jetë fytyra e një gënjeshtari!", (Tirmidhi, Kijame, 42/2485; Ahmed, V, 451)

Bukuria, madhështia dhe nuri që kishte fytyra e Profetit, mjaftonin dhe nuk kishte nevojë për ndonjë mrekulli apo provë tjetër për të vërtetuar se ai ishte Profet i Allahut.

Sa bukur e ka shprehur **Abdullah bin Revaha** رضي الله عنه këtë gjë:

لَوْ لَمْ تَكُنْ فِيهِ ايَاتٌ مُبَيِّنَةٌ
لَكَانَ مَنْظَرُهُ يُنْبِئُكَ بِالْخَبَرِ

*"Pa muxhize të qarta po të kishte ardhur ai Profet! Fytyra e tij të mësonte se profetësia e tij qe e vërtetë!"*

**Harith bin Amr** رضي الله عنه rrëfen:

"E takova Profetin ﷺ, kur ai ishte në Mina apo në Arafat. Ngado e kishin rrethuar njerëzit. Vinin edhe bedevi, të cilët, kur shihnin fytyrën plot nur të Profetit, nuk rrinin dot pa thënë:

Sa fytyrë të bekuar që ka ky njeri!" (Buhari, Edebul-mufred, nr. 1148.)

❀

**Tarik bin Abdullah el-Muharibi** رضي الله عنه rrëfen këtë ngjarje të bukur:

Kur feja islame u forcua dhe pasi Muhamedi ﷺ emigroi drejt Medinës, u nisëm për tek ai së bashku me një karvan prej Rebezes. Qëndruam për të pushuar pranë Medinës. Me ne ishte edhe një grua që e kishim të fisit. Ndërsa qëndronim ulur, erdhi një person që kishte dy copë rroba të bardha, të veshura dhe na dha selam, të cilin edhe ne ia kthyem me selam.

- *Prej ku ka ardhur ky karvan?* - na pyeti.

- Nga Rebeze, - iu përgjigjëm ne.

Kishim me vete edhe një deve të kuqe.

- *A do të ma kishit shitur këtë deve?* - pyeti i panjohuri.

- Po, - i thamë.

- *Për sa?*

- Për kaq sa[6] hurma, - i thamë ne. I panjohuri nuk kërkoi që t'i zbrisnim çmimin.

- *E mora,* - tha ai. E kapi devenë për freri dhe u largua. U nis drejt Medinës dhe na humbi nga sytë. Atëherë, ne filluam të fajësonim njëri-tjetrin:

- Si ja dhamë devenë njeriut të panjohur ashtu, vallë? Gruaja që ishte me ne, na tha:

***- Nuk keni pse ta fajësoni njëri-tjetrin. Unë ia pashë fytyrën atij njeriu. Nuk kishte aspak fytyrën e njeriut që mashtron. Nuk kam parë fytyrë tjetër si të atij që ngjasonte me të katërmbëdhjetën ditë të hënës.***

Kur u bë darkë, erdhi një person që na tha:

- Selamun alejkum, unë jam i dërguari i Profetit. Ai ju ka sjellë këto hurma. Më urdhëroi t'ju jap hurma, aq sa të ngopeni që të gjithë dhe ta merrni çmimin e devesë.

Hëngrëm hurma sa u ngopëm dhe pastaj morëm edhe çmimin e devesë në hurma.

Ditën tjetër hymë në Medine. Profeti ﷺ po u fliste njerëzve nga minberi dhe ishte i ngritur në këmbë:

6. Njësi peshë e barabartë me 3,328 kg.

*"Dora që jep, është më e hairit dhe më e vlefshme. Dhuro, duke filluar nga të afërmit tuaj, për të cilët je i obliguar që të kujdesesh, më parë me nënën, më pas me babanë, me motrat, me vëllezërit dhe, sipas radhës së afërsisë, edhe me njerëzit e tjerë, po pate mundësi."* (Darekutni, III, 45/186, Hakim, II, 668/4219, Ibn Hiban, Sahih, XIV, 517/6562)

❀

Dhe **Ebu Hurejre** رضي الله عنه thotë:

"Nuk kam parë njeri më të bukur, sesa i Dërguari i Allahut ﷺ. A thua se dielli lindte dhe perëndonte në fytyrën e tij." (Ahmed, II, 350, 380)

**Ebu Kursafe** رضي الله عنه i rrëfen me këto fjalë, një pjesë të bukurisë së pamjes dhe të natyrës së Profetit ﷺ:

"Unë, së bashku me nënën dhe me tezen time shkuam dhe u zotuam për fenë islame, përpara Profetit. Kur u larguam prej tij, nëna dhe tezja ime thanë:

- O bir! Nuk kemi parë si fytyra e këtij njeriu. Nuk njohim njeri me fytyrë më të bukur, me rroba më të pastra dhe më fjalëmbël sesa ky njeri. A thua se nga goja e tij e bekuar dilte dritë. (Hejthemi, VIII, 279-280)

❀

Profeti ﷺ e kishte shprehi edhe kur shihej në pasqyrë, por edhe në raste të tjera, të bënte këtë dua, që edhe natyra dhe shprehitë e tij të ishin të bukura si pamja e tij e jashtme:

*“Allahu im. Më ke bërë të bukur, prandaj të lutem bëj që të jem edhe i moralshëm.”* (Ahmed, I, 403, Bejhaki, Shuab, VI, 262/4145, XI, 62/8184)

*“O zoti im! Më mundëso të mbërrij shkallën më të lartë të moralit. Vetëm Ti mund të më ndihmosh ta arrij këtë gjë!”* (Ibn Haxher, Fethul-bari, X, 456)

Bukuritë trupore dhe morale të Profetit nuk kanë të sosur. Ato që përmendëm këtu, janë vetëm si disa pika uji nga deti, mbështetur në urtësinë e thënies se ***“E pakta, vërteton të shumtën.”***

## Modestia e të Dërguarit të Allahut ﷺ

Brenda një kohe tejet të shkurtër, Pejgamberi ﷺ, arriti suksese të cilat nuk ka mundur t’i arrijë asnjë mbret në botë. Ai i fitoi zemrat e njerëzve si edukator ideal që ishte. Megjithatë, ai Profet i shenjtë, nuk u bë i varur prej asnjërës prej dhuntive të shumta të kësaj bote, që i kishte në dorë. Ai do të vazhdonte të jetonte një jetë modeste si më parë, një jetë të thjeshtë dhe të varfër në një dhomë qerpiçi. Flinte në një shtrat të mbushur me gjethe hurmash. Jetoi një jetë edhe më të thjeshtë se një person i varfër. Ndonjëherë, ngaqë nuk gjente ushqim për të ngrënë, lidhte një gurë për stomak që të shtypte urinë dhe nuk harronte që ta falënderonte Zotin. Megjithëse i qenë falur të gjithë mëkatet, vazhdonte ta falënderonte, të bënte pendesë dhe të përgjërohej sypërlotur. Kalonte netë të tëra duke falur namaz, aq sa këmbët i enjteshin. Vrapon-

te të ndihmonte të nëpërkëmburit. Ngushëllonte të mjerët, jetimët dhe ata që nuk kishin njeri. Me gjithë pozitën e lartë që kishte, ai vazhdonte të merrej me hallet e të dobtëve. Madje, me mëshirën dhe dhembshurinë që kishte, profeti u kushtonte atyre më shumë vëmendje.

Kur hyri në Mekë si një triumfator (fatih), që historia nuk njeh tjetër të atillë, ai nuk sillej si një komandant krenar apo duke u treguar të gjithëve se kush ishte fitimtari i asaj beteje, por përkundrazi, ai rrinte në pozicion sexhdeje mbi devenë e tij dhe falënderonte Zotin për fitoren që i kishte dhuruar. Për të mos i lënë asnjë mundësi ndonjë prirjeje ndaj kësaj bote apo ndonjë shfaqjeje të vogël egoizmi, ai rrinte vazhdimisht duke u përgjëruar dhe duke thënë:

*"Allahu im! Jeta e vërtetë është jeta e botës tjetër."* (Buhari, Rikak, 1, Vakidi, II, 824)

Tek i Dërguari i Allahut ﷺ kishte ardhur një person, i cili qe tronditur përpara madhështisë materiale dhe shpirtërore së Profetit dhe kishte nisur të dridhej. Kur e pa në këtë gjendje, i Dërguari i Allahut ﷺ iu drejtua me gjuhën e tij të butë dhe të ëmbël, duke i thënë:

*"Qetësohu, mos u shqetëso! Unë nuk jam mbret! Unë jam nga fisi i Kurejshëve, biri i një gruaje që ushqehej duke ngrënë mish të tharë."* (Ibn Maxhe, Etime, 30, Hakim, III, 50/4366, Bejhaki, Delailun-nubuveti, V, 69)

Modestia është cilësia që e lartëson më shumë njeriun dhe e afron atë më shumë drejt së vërtetës.

Modestia është karakteristika, në të cilën lëshon rrënjë ndjenja e bindjes ndaj Zotit. Aisheja ﵂ ka thënë:

"Ju tregoheni indiferentë ndaj adhurimit më të vyer, i cili është modestia!" (Ibn Ebu Shejbe, Musanef, VII, 131/34739, Bejhaki, Shuab, X, 460/7798)

I Dërguari i Allahut ﷺ pohonte përherë se ai ishte një rob i ngratë i Zotit dhe thoshte kështu për veten e tij:

**"Unë jam njeri si ju, vetëm se mua më vjen shpallja nga Zoti!"** (Kehf, 110)

*Mua më thërrisni me fjalët "rob dhe i Dërguari i Zotit!"* (Buhari, Enbija, 48)

❀

I Dërguari i Allahut ﷺ kishte një enë kuzhine, ku hante ushqimin që quhej gadr, të cilën duheshin katër vetë që ta mbanin. Pasi hyri koha e paradites dhe pasi falën namazin e duha-së, Profetit ﷺ i sollën për të ngrënë ushqim në atë enë. Sahabët u mblodhën rreth tij. Kur sahabët rreth tij u shtuan në numër, atëherë profeti u ul përdhe. Një bedevi, kur e pa të ulur kështu profetin, pak nga habia, pak edhe nga nënvleftësimi tha:

- Ç'ulet kështu një Profet?

I Dërguari i Allahut ﷺ tha:

اِنَّ اللّٰه جَعَلَنِى عَبْدًا كَرِيمًا، وَلَمْ يَجْعَلْنِى جَبَّارًا عَنِيدًا

*"Allahu i Lartësuar më ka krijuar si një rob të Tijin, që është bujar dhe i moralshëm dhe nuk më ka bërë mua njeri zullumqar, kryeneç dhe të dhunshëm."* (Ebu Davud, Et'ime, 17/3773)

Me këto fjalë, ai u bënte të qartë të pranishmëve se nuk do të sillej kurrë si njeri mendjemadh dhe prepotent.

❀

**Enesi** ﷺ rrëfen se i Dërguari i Allahut ﷺ vizitonte të sëmurët, merrte pjesë në faljen e xhenazeve, u përgjigjej ftesave që i bënin skllevërit dhe hipte mbi gomar. Ditën kur sulmoi fisin Beni Kurajdha, pasi e kishte çliruar Hajberin, ai rrinte hipur mbi një gomar që i kishte frerët me fibër hurmash. Po kështu, rrinte ulur mbi një samar të bërë me fibra. (Tirmidhi, Xhenaiz, 32/1017, Ibn Maxhe, Zuhd, 16, Hakim, II, 506/3734)

**Ebu Musa** ﷺ rrëfen se i Dërguari i Allahut ﷺ hipte mbi gomar, vishte rroba të bëra me lesh kaba, milte me duart e tij delen, merrej me mysafirët duke ju shërbyer dhe duke i qerasur vetë. (Hakim, I, 129/205)

Profeti ﷺ nuk ulej mbi ndonjë fron apo ndonjë vend të ngritur, kur ishte së bashku me shokët e tij, por qëndronte në mesin e tyre. Për këtë arsye, kur vinte ndonjë i huaj, ai nuk mund ta dinte se kush ishte Profeti, prandaj pyeste që ta mësonte këtë gjë. (Nesai, Iman, 6)

I Dërguari i Allahut ﷺ pati thënë:

*"Kush tregon një fije modestie, me qëllim që*

*të fitojë pëlqimin e Allahut të Lartësuar, Allahu po aq ka për t'ia rritur famën. Kush tregon një fije mendjemadhësie përpara Zotit të tij, Allahu po aq ka për ta poshtëruar, deri sa ta hedhë në vendin më të ulët (esfeli safilin)."* (Ibn Maxhe, Zuhd, 16)

## Mëshira dhe dhembshuria e të Dërguarit të Allahut ﷺ

Mëshira është fryti më i rëndësishëm i besimit tek Allahu dhe tek dita e gjykimit. Prej mëshirës burojnë edhe karakteristikat e tjera të mira, si dhurimi, shërbimi, bujaria, falja e gabimeve të njerëzve të tjerë.

Meqë i Dërguari i Allahut ﷺ u dërgua si mëshirë për botët, dhembshuria dhe mëshira e tij i përfshinte të gjithë krijesat me shpirt dhe pa shpirt. Prandaj, një ditë ai pati thënë:

- *Betohem tek Allahu, në duart e të cilit është shpirti im se nuk keni për të hyrë në xhenet, përderisa të mos keni mëshirë për njëri-tjetrin.*

Sahabët, që i dëgjuan këto fjalë, thanë:

- O i Dërguari i Allahut! Ne që të gjithë jemi njerëz që kemi mëshirë për të tjerët.

I Dërguari i Allahut ﷺ tha:

- *Mëshira për të cilën e kam fjalën unë, nuk është ajo lloj mëshire që kuptoni ju, pra të keni mëshirë për njëri-tjetrin. Unë flas për mëshirën që përfshin gjithë krijesat!* (Hakim, IV, 185/7310)

Në një rast tjetër, i Dërguari i Allahut ﷺ urdhëroi dhe tha:

*"Allahu, që është Mëshirues, do të mëshirojë ata që mëshirojnë të tjerët. Tregoni dhembshuri dhe mëshirë për ata që janë mbi tokë, në mënyrë që t'ju mëshirojë Ai që është në qiell!"* (Ebu Davud, Edeb, 58/4941, Tirmidhi, Birr, 16/1924, Ahmed, II, 160)

Në këtë hadith fisnik nuk nënkuptohet vetëm mëshira ndaj myslimanëve apo ndaj ndonjë krijese të caktuar, por në të urdhërohet mëshira ndaj të gjithë njerëzve, kafshëve dhe bimëve që gjenden në tokë.

Rastet kur profeti lexoi një pjesë të shkurtër nga Kurani, teksa falej me xhemat, në mënyrë që gruaja që ndodhej në xhemat të mos ishte në zor për foshnjën që po qante dhe të kujdesej për të, kur lutej agimeve me sytë e mbytur në lot për të mirën e umetit të tij dhe fakti që gjithë kohën dhe mundin e tij e shpenzonte në mënyrë që të shpëtonte njerëzit nga zjarri i xhehenemit janë, shenjat më konkrete të dhembshurisë dhe mëshirës së pafund së zemrës delikate të të Dërguarit të Allahut ﷺ.

**Profeti** ﷺ u përball në jetë me sjelljet e trasha të sa e sa njerëzve injorantë dhe të paedukatë, por zemra e tij që ishte një det i paanë mëshire dhe dashurie, në vend që të fyhej prej tyre, mërzitej për sjelljen e ulët që ata njerëz nuk meritonin ta kishin. Profeti ﷺ nuk u kushtoi rëndësi atyre çasteve të vështira që kalonte, pasi e dinte tashmë se Zoti ishte i kënaqur me të. Për

profetin nuk kishin rëndësi lëvdatat dhe fjalët e mira apo përqeshjet dhe fyerjet e njerëzve kalimtarë në këtë jetë, por për të kishte rëndësi pëlqimi i Zotit. Për këtë arsye, në vend që të mallkonte banorët e Taifit që e gjuajtën me gurë dhe e bënë gjak, ai iu lut Zotit që t'i udhëzonte ata dhe t'i shpëtonte nga gjynahet.

❀

**Abdullah bin Ubejd** رضي الله عنه rrëfen:

Në betejën e Uhudit, të Dërguarit të Allahut ﷺ iu thyen dhëmbët, u plagos në ballë dhe nga fytyra filloi t'i rridhte gjak. Pati nga ata që i thanë:

- Përse nuk i mallkon këta qafirë, o i Dërguari i Allahut!

I Dërguari i Allahut ﷺ u përgjigj:

*- Allahu i lartësuar nuk më ka dërguar si profet në këtë botë që të rri duke fajësuar njerëzit dhe duke i mallkuar ata. Allahu më dërgoi si Profet, që të lutem vazhdimisht për të gjithë dhe si mëshirë për botët.*

*Allahu im! Fale popullin tim se nuk e di çfarë po bën!* (Bejhaki, Shuab, II, 164/1447, Muslim, Birr, 87, Tirmidhi, Deavat, 118)

❀

I Dërguari i Allahut ﷺ nuk ushqente mëshirë të pafund vetëm për njerëzit, por edhe për kafshët dhe për bimët.

**Sevade bin Rebi** ؓ rrëfen këtë shembull të mrekullueshëm të mëshirës dhe delikatesës së Profetit:

“Shkova tek i Dërguari i Allahut dhe i kërkova diçka. Ai urdhëroi që të më jepnin disa deve, një numër mes 3 dhe 10 devesh. Pastaj më dha këtë këshillë:

- *Kur të kthehesh në shtëpi, këshilloji njerëzit që të kujdesen për kafshët dhe t’i ushqejnë rregullisht. Urdhëroji që t’i presin thonjtë e duarve, në mënyrë që, kur të mjelin bagëtitë, të mos i vrasin.*” (Ahmed, III, 484, Hejthemi, V, 168, 259, VIII, 196)

I Dërguari i Allahut ﷺ pati parë një person teksa po milte delen dhe i pati thënë:

- *O filani! Kur të mjelësh delen, mos harro të lësh në gjinjtë e saj qumësht edhe për qengjin.* (Hejthemi, VIII, 196)

❀

Profeti ﷺ ushqente një mëshirë të veçantë për umetin e tij. Allahu në Kuran, thotë:

**“Tashmë ju ka ardhur një i Dërguar nga gjiri juaj. Atij i vjen rëndë për gjynahet që bëni ju, jua dëshiron të mirën me gjithë zemër, që ju të shkoni rrugës së drejtë dhe është i butë e i mëshirshëm me besimtarët.”** (Tevbe, 128)

**Xhabir bin Semure** ؓ rrëfen këtë kujtim nga vegjëlia:

“Unë fala namazin e drekës, së bashku me të Dërguarin e Allahut ﷺ. Pastaj Profeti u largua për të

shkuar pranë familjes së tij. Unë e ndoqa atë. Disa fëmijë u gjendën ballë për ballë me Pejgamberin ﷺ. Ai filloi t'i përkëdhelte një e nga një. Kur më erdhi radha, më përkëdheli edhe mua. Nuk kam dëgjuar erë dore më të mirë se sa era e dorës së Profetit dhe dorë më të butë sesa dora e tij. A thua se e kishte nxjerrë nga ndonjë enë parfumi." (Muslim, Fedail, 80)

❀

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ gjendej në mesin e një grupi të sahabëve, ku ishin edhe Ebu Bekri, Umeri dhe Ebu Ubejde bin Xherrah. I sollën një enë të mbushur me një pije freskuese. I Dërguari i Allahut ﷺ ia zgjati gotën **Ebu Ubejdes**, që ishte më i madh në moshë se Profeti. Ebu Ubejde رضي الله عنه tha:

- Ju meritoni të pini përpara meje, o i Dërguari i Allahut!

- *Merre ti i pari,* - tha Profeti ﷺ.

Ebu Ubejde e mori gotën dhe, para se ta pinte, iu drejtua Profetit:

- Ju meritoni të pini përpara meje, o i Dërguari i Allahut!

I Dërguari i Allahut ﷺ i tha:

***- Urdhëro ti më parë, sepse begatia vjen prej më të moshuarve. Kush nuk mëshiron ata që janë në moshë më të re dhe nuk tregon respekt për ata që janë në moshë më të madhe, nuk është prej nesh.*** (Hejthemi, VIII, 15)

## I Dërguari i Allahut ﷺ, i falte të tjerët për të këqijat që i kishin bërë

Allahu ka thënë në Kuranin fisnik:

“(O Muhamed!) **Trego mëshirë, urdhëro vepra të mira dhe shmangu nga të padituri t!**” (Araf, 199)

Kur u shpall ky ajet, i Dërguari ﷺ e pyeti engjëllin e shpalljes hyjnore:

- *O Xhebrail, çfarë kuptimi ka ky ajet?*

- As unë nuk e di, - u përgjigj Xhebraili عليه السلام, - por më lër të pyes Allahun që di gjithçka.

Engjëlli i shpalljes erdhi më vonë dhe i tha:

- O Muhamed! Allahu i lartësuar të urdhëron:

***- Vazhdoji lidhjet e farefisnisë edhe me ata që kanë harruar se të kanë të afërmin e tyre dhe nuk interesohen për ty, mundohu të mbash lidhje me ta dhe të bësh për ta çfarë të kesh mundësi!***

***- Dhuroji atij që, kur ka një gjë në dorë, nuk të jep edhe ty pjesë!***

***- Fale atë që është sjellë padrejtësisht me ty!*** (Taberi, Xhamiul-bejan, (Araf, 199)

Në një ajet tjetër, Allahu thotë:

***Njerëzit e ndershëm dhe të pasur ndër ju, të mos betohen se nuk do t’u japin të afërmve, të varfërve dhe të mërguarve në rrugën e Allahut; le t’i falin ata dhe të mos ua marrin për keq! Vallë, a nuk doni ju që t’ju falë Allahu? Allahu***

***është Falës e Mëshirëplotë.*** (Nur, 22)

Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut ﷺ ua falte njerëzve të tjerë padrejtësitë dhe të këqijat që i kishin bërë. I Dërguari i Allahut ﷺ i kishte falur përherë ata që kishin dashur ta vrisnin, që e kishin torturuar, fyer dhe munduar si kishin mundur, që ishin shkaktarë për vdekjen e fëmijëve të tij apo që kishin ngritur ushtri dhe e kishin sulmuar, kur ata ishin penduar dhe kishin ardhur që t'i kërkonin falje për ato që kishin bërë.

Kështu Profeti ﷺ ishte njoftuar me anë të shpalljes në lidhje me tentativën e çifutit dyfytyrësh **Lebidit** dhe nxitësve të tij që e kishin shtyrë t'i bënte magji Profetit, për shkak të së cilës ai qe sëmurë dhe kishte lënguar disa ditë. Profeti ﷺ as nuk ia kishte parë fytyrën Lebidit, as nuk ia kishte përmendur fajin mes sahabëve. Ai nuk e pati dënuar Lebidin, që kishte dashur t'i bënte keq, as fisin e tij Benu Kurejdha...[7]

Kur **Aisheja** رضي الله عنها e kishte pyetur:

- O i Dërguari i Allahut! Përse nuk e tregon emrin e atij që të ka bërë magji dhe kështu të turpërohet një herë e mirë në sytë e njerëzve?

Profeti ﷺ i qe përgjigjur:

- *Allahu i lartësuar më fali shëndet, prandaj unë nuk dëshiroj që të përhap në mesin e njerëzve sherrin, duke u bërë atyre keq në këtë mënyrë.* (Buhari, Edeb, 56)

7. Ibn Sad, II, 197, Buhari, Tib, 47, 49, Muslim, Selame, 43, Nesai, Tahrim, 20, Ahmed, IV, 367, VI, 57, Ajni, XXI, 282.

Pasi u çlirua Hajberi, një çifute i pati hedhur helm në ushqim Profetit Muhamed. Sapo e kishte shijuar copën e mishit, Profeti ﷺ e kishte kuptuar se mishi ishte i helmatisur. Madje edhe ishte helmatisur lehtë nga ajo copë mishi. Profeti ﷺ e kishte falur çifuten, edhe pse ajo kishte pohuar me gojën e saj se e kishte helmuar mishin, që ta vriste atë. (Buhari, Tib, 55, Muslim, Selam, 43)

❁

I Dërguari i Allahut ﷺ ishte aq fisnik në shpirt, saqë e mëshironte edhe armikun e tij. Kështu, gjatë betejës së Bedrit, kur ushtritë armike ishin rreshtuar kundër njëra-tjetrës, Profeti ﷺ kishte dërguar përfaqësuesit e tij tek politeistët, në mënyrë që të merreshin vesh mes tyre, pa bërë luftë. Ndërkohë disa politeistë, mes të cilëve gjendej edhe **Hakim bin Hizam**, shkuan të pinin ujë tek burimet, që mbaheshin nën kontroll nga myslimanët. Kur myslimanët deshën t'i pengonin ata të pinin ujë, i Dërguari i Allahut ﷺ i pati urdhëruar:

- Lërini të pinë ujë!

Politeistët pinë ujë. Gjatë betejës, të gjithë ata, me përjashtim të Hakimit, u vranë në luftë nga myslimanët. Hakimi do të bëhej mysliman në vitet më pas.[8]

❁

Kur udhëheqësi i Jemames, **Sumame bin Usal** رضي الله عنه, u bë mysliman, politeistët e Mekës nisën të talleshin

8. Ibn Hisham, II, 261

me të, prandaj ai vendosi të ndërpriste marrëdhëniet tregtare me ta dhe qe betuar:

- Vallahi, nuk keni për të marrë asnjë kokërr grurë prej Jemames, për sa kohë që nuk më thotë vetë Profeti Muhamed që t'u jap gjë.

Në të vërtetë, Kurejshët siguronin prej Jemames çdo lloj nevoje ushqimore që kishin. Mekasit mbetën në mes të urisë dhe zisë së bukës, prandaj u detyruan t'i kërkonin favor Profetit Muhamed për të shpëtuar nga kjo gjendje pa zgjidhje, ku kishin rënë. I Dërguari i Allahut i shkroi letër Sumames dhe i kërkoi që ai të vazhdonte të bënte tregti me kurejshët.[9]

Këta politeistë kishin zbatuar embargo ndaj myslimanëve vite më parë dhe i kishin lënë ata të përpëliteshin nga uria për tre vjet me radhë. Zëri i foshnjave që qanin nga uria, dëgjohej deri në lagjet periferike të qytetit të Mekës. Ndërsa tani, profeti i Mëshirës ﷺ i fali ata për ato që u kishin bërë myslimanëve, megjithëse kishte në dorë një rast të mirë për t'u hakmarrë ndaj tyre, po të dëshironte, duke ekspozuar kështu një shpirtmadhësi të pashoqe dhe nuk qe dakord që ata të vuanin nga uria.

Kur Profeti ﷺ e çliroi Mekën, pa u derdhur asnjë pikë gjaku, rreth tij u mblodhën njerëz që kishin njëzet vjet që nuk kishin lënë dhunë, torturë dhe armiqësi pa

9. Buhari, Megazi, 70, Muslim, Xhihad, 59, Ibn Abdulber, Istiab, I, 214-215, Ibn Ethir, Usdul-gabe, I, 295.

provuar mbi myslimanët dhe po prisnin gjykimin e tij në lidhje me ta. Profeti ﷺ e pyeti turmën, që priste me ankth vendimin e tij:

- *O kurejshë! Çfarë mendoni se kam vendosur të bëhet tani me ju?*

Kurejshët u përgjigjën:

- Ne mendojmë se do të sillesh mirë me ne, sepse e dimë që ti nuk bën gjë tjetër, përveç të mirës dhe punëve të hajrit. Ti je vëllai ynë nga gjaku, që bën vetëm të mira dhe tregohesh përherë fisnik, sepse je djali i vëllait tonë nga gjaku, që ishte edhe ai njeri i mirë dhe fisnik.

Atëherë, Profeti ﷺ u përgjigj:

- Unë ju them juve, ashtu siç u pati thënë profeti Jusuf vëllezërve të tij: **"Sot s'ka qortim për ju; Allahu do t'ju falë. Ai është më i mëshirshmi i mëshiruesve!"**[10] Tani mund të largoheni dhe jeni të lirë![11]

Profeti e quajti atë ditë ***Jevmul-merhame***, që do të thotë, dita e mëshirës.[12]

❀

Bashkëshortja e Ebu Sufjanit, **Hindi**, kishte marrë me pagesë skllavin e quajtur Vahshi dhe nëpërmjet tij, kishte vrarë xhaxhanë e profetit, Hamzanë.

10. Jusuf, 92
11. Ibn Hisham, IV, 32, Vakidi, II, 835, Ibn Sad, II, 142-143.
12. Vakidi, III, 352, Ali Mutaki, Kenz, no. 30173.

Nuk ishte mjaftuar me kaq, por kishte urdhëruar t'ia prisnin gjymtyrët zotërisë së dëshmorëve të Islamit, t'ia çanin barkun më dysh dhe, pasi ia kishte nxjerrë nga kafazi i kraharorit mushkëritë, ia kishte përtypur me dhëmbë. Kur e kishte parë Profeti ﷺ kufomën e xhaxhait të tij në këtë gjendje, qe mërzitur dhe pikëlluar pa masë. Megjithatë, kur Hindi, që kishte kryer këtë vepër makabre, kishte ardhur tek ai dhe i kishte kërkuar ta falte, ai nuk kishte treguar shenjë ngurrimi që ta falte edhe atë.

Hindi kishte ardhur te Profeti, së bashku me gratë e tjera mekase, për të dëshmuar se kishin hyrë në fenë islame. Ajo kishte vënë perçe në fytyrë dhe kishte veshur rroba të tjera, në mënyrë që të mos njihej dhe qëndronte larg Profetit Muhamed, se kishte frikë mos e vrisnin. Meqë asnjë nga gratë që ishin aty nuk po flisnin, Hindi kishte thënë:

- O i Dërguari i Allahut! Lavdëruar qoftë Allahu që e bëri të triumfojë këtë fe, të cilën Ai vetë e zgjodhi dhe e pëlqeu si fe për njerëzit. Nuk kam dyshim se mëshira jote do të më përfshijë edhe mua. O Muhamed! Unë tani jam një grua që kam besuar tek Allahu dhe vërtetoj se Zoti është vetëm një!

Pas këtyre fjalëve, e kishte hequr perçen dhe i kishte thënë:

- Unë jam Hindi bint Utbe! Allahu i fal gjynahet e mëparshme. Më fal për ato që të kam bërë, që edhe Allahu të të falë ty!

I Dërguari i Allahut ﷺ buzëqeshi, e thirri Hindin që t'i afrohej dhe i tha:

- *Pra, ti qenke Hind bin Utbe!*

- Po, - u përgjigj Hindi.

- *Mirë se na erdhe!* - i tha Profeti Muhamed.

***- Betohem në Zotin, o i Dërguari i Allahut, - tha Hindi, - se deri dje nuk ka pasur njeri në botë, për të cilët kam dëshiruar që të poshtërohet dhe të nënçmohet më shumë se ti, se familja jote dhe se ndjekësit e tu! Ndërsa prej mëngjesit të sotëm, nuk ka njeri në botë, për të cilin dëshiroj të respektohet dhe të bëhet i fuqishëm më shumë se ti, familja jote dhe ndjekësit e tu.***

- *Këtë që dëshiron, do ta dëshirosh edhe më shumë në ditët që do të vijnë, do të forcohet imani dhe do ta duash edhe më shumë Allahun dhe të Dërguarin e Tij!* - i tha Profeti Muhamed ﷺ.[13]

Erdhi edhe dita, kur tek Profeti Muhamedi erdhi vetë **Vahshiu**, i cili kishte kryer aktin çnjerëzor me kufomën e Hamzait dhe i kërkoi që t'ia falte ato që kishte punuar. I Dërguari i Allahut ﷺ e fali edhe atë dhe i tha:

- *A mund të tregosh kujdes që mos të të shoh (se më kujtohet kufoma e Hamzait, kur të shoh)?*[14]

13. Muslim, Akdije, 8; Vakidi, II, 850; Taberi, XXVIII, 99; Zemahsheri, VI, 107; Dijarbekri, II, 89.
14. Buhari, Megazi, 23; Ibn Kutejbe, el-Maarif, İstanbul, pa datë, fq. 227.

Madje edhe **Hebar bin Esved**, i cili u bë shkak që të Dërguarit të Allahut t'i vdiste e bija, Zejnebeja, sepse ia kishte gjuajtur me shigjeta devenë, e cila nga frika e kishte hedhur për tokë, u fal nga ana e Profetit të mëshirës. Për më tepër, i Dërguari i Allahut ﷺ kishte treguar delikatesën tjetër, duke mos u mjaftuar me faljen e Hebarit, por edhe duka ua ndaluar sahabëve të tij që ta fyenin apo ta lëndonin atë me fjalë, në lidhje me prapësitë që kishte bërë, para se të hynte në fenë islame. (Vakidi, II, 857-858)

❀

Ditën kur u çlirua Meka, djali i Ebu Xhehlit, **Ikrime**, ishte arratisur. Duke ia lënë mënjanë të gjitha të këqijat që kishte bërë më parë, i Dërguari i Allahut ﷺ i dha besën se do të ishte i sigurt dhe e ftoi të kthehej në Mekë. Gruaja e Ikrimes u nis ta gjente Ikrimen dhe t'i përcillte atij ftesën e të Dërguarit të Allahut. Kur e takoi, e bindi Ikrimen të kthehej pas, se ishte i sigurt. Kur Ikrimeja i qe afruar Mekës, i Dërguari i Allahut u pati thënë sahabëve të tij si shenjë muxhizeje, duke shpalosur njëkohësisht edhe një delikatesë të mrekullueshme para tyre:

- *Djali i Ebu Xhehlit, Ikrimeja, po vjen drejt nesh si muhaxhir dhe i bërë besimtar. Mos flisni fjalë të këqija për të atin e tij! Sado i keq të ketë qenë personi që ka vdekur, kur e shani, nuk i bën gjë atij, vetëm se pikëlloni të afërmit e tij që janë gjallë!* (Hakim, III, 269/5055; Vakidi, II, 851)

Kur e pa Ikrimen të vinte, i Dërguari i Allahut ﷺ u ngrit në këmbë nga gëzimi dhe i përsëriti atij tri herë këto fjalë:

- *Tungjatjeta, o kalorës muhaxhir! Mirë se na erdhe!*

Kurse Ikrimeja i tha:

- Betohem në Zotin, o i Dërguari i Allahut, se të paktën aq sa kam shpenzuar në luftën kundër Islamit, do të shpenzoj që sot e tutje në të mirën e Islamit dhe në rrugën e Allahut عَزَّ وَجَلَّ! (Hakim, III, 271/5059; Vakidi, II, 851-853, Tirmidhi, Istidhan, 34/2735)

Sa e sa njerëz të tillë fali i Dërguari i Allahut ﷺ. Ai nuk kishte ardhur të shkatërronte, por të ndërtonte. Nuk kishte ardhur të shkatërronte, por të përmirësonte gjërat. Ai kishte ardhur si mëshirë për të gjitha botët.

❀

Profeti Muhamed ﷺ nuk mjaftohej duke falur gabimet e të tjerëve ndaj tij, por e këshillonte umetin:

*"...Personi, tek i cili vjen vëllai i tij i fesë që t'i kërkojë falje, le t'ia pranojë ndjesën, qoftë në të drejtë apo jo! Në të kundërt, nuk do të mund të vijë tek unë në Xhenet, kur unë do të jem duke e pritur umetin tim, tek burimi i Kevtherit."* (Hakim, IV, 170/7258.)

I Dërguari i Allahut ﷺ, i cili e kishte endur shpirtin e sahabëve të tij prej kësaj cohe të moralit të bukur, i pyeti një ditë ata:

- *A jeni aq të paaftë, sa të mos bëheni edhe ju si Ebu Damdami?*

- Kush është Ebu Damdami? - e pyetën sahabët e pranishëm.

- *Ai ka qenë pjesëtar i një umeti që ka ardhur para jush,* - tha Profeti; - *e kishte zakon të thoshte: "Ia bëj hallall çdokujt që më shan dhe më përgojon, duke folur mbarë e mbrapsht rreth meje."* (Ebu Davud, Edeb, 36/4887)

Sa mësimdhënës është fakti që Ebu Damdami ua falte paraprakisht të tjerëve sjelljet e tyre ndaj tij, si thashethemet, përgojimin dhe sharjet, gjëra që nuk mund të gëlltiten lehtë dhe këtë gjë ia paraqiste Zotit. Këtë gjë ai e bënte, për shkak të dashurisë së pafund që kishte për Allahun. Nuk dëshironte që robërit e Zotit të binin ngushtë Ditën e Gjykimit, për shkak të gabimeve që kishin bërë ndaj tij. Ai mendonte se do ta gëzonte Zotin e tij, duke ua lehtësuar gjendjen robërve të Zotit, edhe pse ata kishin kryer gjynahe ndaj tij.

Çfarë qëndrueshmërie shpirtërore e lartë!

Sa nevojtarë jemi si shoqëri që të marrim pjesë nga ky moral i lartë në ditët e sotme, kur njerëzimi është duke shkuar këmbadoras pas një jete egoiste, vetjake dhe "egocentriste"…

## Bujaria e të Dërguarit të Allahut ﷺ

Zoti na ka dhuruar neve, robërve të Tij, begati të panumërta. Ai na gostit dhe na dhuron sa e sa herë

nga thesaret e Tij, që nuk kanë të sosur. Na bën me dije se është bujar dhe se e do bujarinë.[15] I urdhëron robërit e Tij që të pajisen me këtë moral dhe u premton atyre se për ta do të ketë begati edhe më të mëdha. (Bakare, 261; Sebe, 39)

Dhe Profeti Muhamed u bënte të ditur besimtarëve se Allahu i lartësuar qe zotëruesi absolut i çdo gjëje dhe se Ai edhe dhuronte edhe ndante begatitë mes njerëzve. Profeti kënaqej pa masë, kur u dhuronte dhe i gostiste me të mira njerëzit. Sipas fjalëve të **Xhabirit** رضي الله عنه:

"Nuk ka ndodhur ndonjëherë që të kërkohej diçka prej Profetit dhe ai të thoshte "jo"." (Muslim, Fedail, 56)

Profeti ka thënë:

*"Xhebraili më tha se Allahu i lartësuar ka thënë: Feja islame është feja që unë zgjodha për Veten Time dhe jam i kënaqur me të. Asaj i kanë hije vetëm bujaria dhe morali i bukur. Për sa kohë që jetoni si myslimanë, lartësojeni këtë fe me këto dy virtyte!"* (Hejthemi, VIII, 20; Ali el-Mutaki, Kenz, VI, 392)

Ja si e tregon **Ibn Abasi** رضي الله عنه bujarinë e profetit Muhamed:

"I Dërguari i Allahut ﷺ qe njeriu më bujar. Veçanërisht në muajin Ramazan, kur takohej me Xhebrailin عليه السلام, bujaria e Profetit nuk njihte kufi. Xhebraili عليه السلام takohej në muajin Ramazan çdo mbrëmje me Profetin dhe lexonin Kuran. Për këtë arsye, kur i Dërguari i

15. Ali Imran, 8; Jusuf, 100; Haxh, 63; Sad, 9, 35; Shura, 19; Infitar, 6; Alak, 3; Tirmidhi, Edeb, 41/2799.

Allahut ﷺ takohej me Xhebrailin, tregohej bujar edhe më shumë se era e mëshirës, që fryn dhe nuk ka pengesë ta ndalojë." (Buhari, Bedulvahj, 5,6; Savm, 7; Muslim, Fedail, 48, 50)

Kur hynte muaji i Ramazanit, i Dërguari i Allahut ﷺ u falte lirinë të gjithë robërve dhe ia plotësonte nevojat çdokujt që kërkonte diçka prej tij. (Ibn Sad, I, 377)

Thesari i vërtetë për të, qe gjithçka që njeriu shpenzonte në rrugën e pëlqyer prej Zotit. Një ditë, familja e Profetit ﷺ kishte prerë një dele. Pasi kishin dhuruar një pjesë të mirë të saj, i Dërguari i Allahut ﷺ i pyeti se çfarë kishte mbetur nga delja që kishin prerë. **Aisheja** رضي الله عنها iu përgjigj:

- Ka mbetur vetëm një shpatull.

I Dërguari i Allahut ﷺ i qe përgjigjur:

- *Në fakt, neve na paska mbetur e gjitha, me përjashtim të një shpatulle.* (Tirmidhi, Kijamet, 33/2470)

❀

Ja se çfarë rrëfen **Sufjan bin Ujejne**, në lidhje me bujarinë e Profetit Muhamed ﷺ:

"Kur Profeti nuk kishte se çfarë t'i dhuronte personit që kërkonte ndonjë gjë prej tij, i premtonte se do t'ia gjente." (Darimi, Mukadime, 12)

Madje, ai shkonte edhe më tej me bujarinë e tij…

Një ditë, një njeri nevojtar erdhi te Profeti dhe kërkoi diçka prej tij. Profeti ﷺ i tha:

*- Unë nuk kam me vete se çfarë të të jap, por shko dhe blej në emrin tim dhe thuaji se Muhamedi do t'ua paguaj më vonë.*

Shokut të Profetit, **Umerit** رضي الله عنه, nuk i pëlqente fakti që Profeti bënte aq të mira, duke e futur veten në probleme, për hir të njerëzve të tjerë, prandaj i tha një ditë:

- O i Dërguari i Allahut! Pse nuk dhuron vetëm atëherë, kur ke me vete gjëra për të dhuruar, sepse Zoti nuk të ka obliguar gjëra që nuk mund t'i bësh.

Fytyra e bekuar e Profetit, i tregoi Umerit se të Dërguarit të Allahut ﷺ nuk i kishin pëlqyer këto fjalë. Njëri prej ensarëve të pranishëm aty, tha:

***- T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Dhuro dhe mos ki frikë, sepse Ai që sundon mbi fronin hyjnor (arsh), nuk ka për ta pakësuar pasurinë.***

Profetit ﷺ i pëlqyen fjalët e sahabiut, buzëqeshi dhe tha:

*- Kështu më ka urdhëruar edhe mua Zoti im!* (Hejthemi, X, 242)

I Dërguari i Allahut ﷺ e lavdëronte përherë bujarinë, e kritikonte koprracinë dhe thoshte:

*"Njeriu bujar është pranë Zotit, xhenetit dhe njerëzve, si dhe larg xhehenemit. Koprraci është larg Zotit, xhenetit dhe njerëzve, si dhe afër zjarrit të xhehenemit."* (Tirmidhi, Birr, 40/1961)

*“Besimtari i vërtetë nuk ka këto dy karakteristika, nuk ka moral të keq dhe nuk është koprrac.”* (Tirmidhi, Birr, 41/1962)

## Devocioni i të Dërguarit të Allahut ﷺ

**Devocion** (takva) do të thotë të ruash zemrën nga çdo gjë që na largon nga Allahu, të mbash nën kontroll dëshirat vetjake (nefsani) dhe të shpalosësh aftësitë shpirtërore. Do të thotë, të përpiqesh të strehohesh nën mëshirën e Allahut, duke pasur kujdes që me asnjë sjellje dhe veprim tëndin të mos meritosh dënimin e Allahut. Devocion do të thotë të përcjellësh në çdo stad të jetës tënde Kuranin dhe sunetin, duke e shndërruar në gjendje ndërgjegjësimi dhe perceptimi të përhershëm faktin, që çdo moment je nën vëzhgimin vrojtimit hyjnor. Devocion do të thotë të përmbushësh me dashuri, zell, sakrificë dhe pasion të gjitha ligjet e fesë.

Para së gjithash, feja është dashuri. Prandaj edhe besnikëria, dorëzimi dhe bindja nuk arrijnë dot deri te pëlqimi hyjnor, në qoftë se nuk ekziston dashuria e sinqertë. Njohuritë që gjenden në rreshta, duhet të ndihen me gjithë shpirt, të përvetësohen me mendje dhe me zemër dhe si rezultat, duhet të pasqyrohen në jetën e përditshme në formën e veprave të mira, në mënyrë që besimtari të arrijë të jetojë një jetë me devocion.

Devocioni është aq i rëndësishëm, saqë në Kuranin fisnik përmendet në 258 ajete, në forma të ndryshme.

Allahu thotë:

***"...Kijeni frikë Allahun, ashtu si i takon Atij!..*** (Ali Imran, 102)

**Abdullah ibn Mesudi** رضي الله عنه e ka shpjeguar kështu, këtë ajet fisnik:

***"Bindjuni Allahut në çdo çështje, mos ngrini kokë kurrë ndaj urdhrave të Tij, pra mos bëni asnjë gjë që nuk përputhet me pëlqimin hyjnor dhe përmendeni vazhdimisht Atë, pra mos e hiqni kurrë nga mendja!"*** (Hakim, Mustedrek, II, 323/3159)

I Dërguari i Allahut ﷺ ka qenë dhe do të jetë njeriu më i devotshëm në mesin e të gjithë njerëzve. Ai kishte parasysh pëlqimin e Allahut gjatë gjithë veprimeve që kryente dhe shmangte çdo veprim, për të cilin e dinte që Allahu nuk do të ishte i kënaqur. Përherë e përmendte Zotin (bënte dhikër), qoftë duke bërë dua, qoftë duke kënduar tesbih, qoftë edhe duke medituar rreth Tij.

**Aisheja** رضي الله عنها ka thënë:

"I Dërguari i Allahut ﷺ bënte dhikër në çdo çast." (Muslim, Hajd, 117, Ebu Davud, Taharet, 9/18)

Profeti ﷺ as nuk rrinte ulur, as në këmbë, pa e përmendur Allahun. (Ibn Sad, I, 424)

Profeti ﷺ e përmendte Allahun në çdo gjendje shpirtërore: i mërzitur, i gëzuar, i frikësuar apo shpresues, si dhe gjatë çdo lloj veprimi që kryente; kur ishte duke pushuar, duke punuar, duke ecur, duke qëndruar së bashku me të tjerët, ditën dhe natën, pasi ai ishte

i vetëdijshëm dhe i ndërgjegjshëm se Zoti i dëgjonte dhe i shihte robërit e Tij dhe ishte i informuar për çdo situatë ku ndodheshin ata, qoftë ajo publike apo personale. Ai e këshillonte umetin e tij që të ishte përherë i ndërgjegjshëm dhe i vetëdijshëm për këtë gjë.

Sa mësimdhënës është rasti i bariut që kishte arritur të merrte mësim siç duhej nga kjo këshillë e profetit, e kishte zemrën të mbushur me dashuri dhe frikë ndaj Zotit dhe jetonte duke qenë i ndërgjegjshëm rreth ihsanit:

**Abdullah ibn Umeri** رضي الله عنه kishte dalë së bashku me shokët e tij në një lagje periferike të Medinës. Shokët e tij i bënë gati një sofër për të ngrënë. Ndërkohë, një bari delesh kaloi pranë tyre dhe u dha selam. Ibn Umeri i tha:

- Eja, o bari dhe urdhëro në sofrën tonë!

Bariu u përgjigj:

- Unë sot kam agjëruar.

Ibn Umeri u çudit dhe tha:

- Në gjithë këtë të nxehtë përvëlues, ti edhe agjëron, edhe kullot delet, duke qenë agjërueshëm?

Për të kuptuar nivelin shpirtëror të zemrës së bariut, i propozoi këtë gjë:

- Pse nuk na shet një dele nga kjo kope? T'i paguajmë paratë menjëherë, madje e therim tani dhe të japim edhe ty mish që të bësh yftar?

Bariu u përgjigj:

- Kjo nuk është kopeja ime. Këto janë delet e zotërisë.

Atëherë Ibn Umeri ؓ i bëri një pyetje tjetër, për ta vënë në provë:

- Po thuaji zotërisë tënd se njëra dele të humbi, se mos ka nga ta marrë vesh të vërtetën ai.

Bariu i hoqi sytë nga Ibn Umeri dhe, duke ngritur gishtin e dorës lart, tha:

**- Po Allahu, ku është?!**

Ibn Umeri ؓ u prek shumë nga ky ndërgjegjësim që kishte bariu, në lidhje me devocionin dhe me ihsanin. Ra në mendime përsëriste me vete: **"Ku është Allahu? Bariu tha: Ku është Allahu?"** Kur mbërritën brenda në Medine, puna e parë që bëri ishte dërgimi i një përfaqësuesi tek zotëria i bariut, që t'ia blinte me çdo çmim kopenë dhe bariun. Pasi i bleu, i fali lirinë bariut dhe ia dhuroi atij kopenë. (Ibn Ethir, Usdul-gabe, III, 341)

❀

Individi, që është i ndërgjegjshëm se Zoti është përherë së bashku me të, madje është pranë tij më afër se damari i qafës dhe, për këtë arsye rri duke përmendur Zotin, pra duke i bërë dhikër Atij, nuk mund të bëjë një punë dhe të kryejë një veprim, për të cilin Allahu nuk është i kënaqur.

Ja pra, në piedestalin e këtij perceptimi dhe ndërgjegjësimi ishte profeti Muhamed ﷺ. Ai pati thënë:

*“Besimtari nuk do të arrijë në stadin e devotshmërisë, për sa kohë nuk i braktis disa gjëra të pakëndshme për fenë e tij (pra disa gjëra, që nuk dihet saktësisht në janë të ndaluara apo të lejuara), nga frika se mos do të bjerë në situata të pakëndshme për fenë e tij.”* (Tirmidhi, Kijamet, 19/2451, Ibn Maxhe, Zuhd, 24)

Po kështu, i Dërguari i Allahut ﷺ përgjërohej me këtë dua, në mënyrë që ta mbante përherë gjallë vetëdijen e tij rreth devocionit:

“*Allahu im! Stolise nefsin tim me devocion dhe pastroje atë nga prirjet e këqija!Ti je Zotëria dhe Mbikëqyrësi i tij!”* (Muslim, Dhikr, 73)

“*Allahu im! Unë kërkoj prej Teje udhëzimin në rrugën e drejtë, devocionin, një zemër të pasur dhe ndershmërinë!”* (Muslim, Dhikr, 72)

Në të vërtetë, vlera e njeriut tek Zoti është në varësi të devocionit të tij ndaj Zotit. Në një ajet fisnik, thuhet:

**“…Më i nderuari prej jush tek Allahu, është ai që i frikësohet më shumë Atij…”** (Huxhurat, 13)

I Dërguari i Allahut ﷺ pati thënë:

“*Kush dëshiron të jetë njeriu më i fuqishëm, le t’i mbështetet Allahut (tevekul). Kush dëshiron të jetë njeriu më me vlerë, le të bëhet njeriu më i devotshëm ndaj Allahut. Kush dëshiron të jetë njeriu më i pasur, të ketë më shumë besim tek ajo që ka në*

*dorë Allahu, sesa tek ajo që ka në dorë ai.*" (Hakim, Mustedrek, IV, 300/7707)

۞

Ata që janë më afër shpirtërisht me Profetin Muhamed, janë sërish besimtarët e devotshëm.

**Muadh ibn Xhebel** رضي الله عنه rrëfen:

"Kur i Dërguari i Allahut ﷺ më dërgoi mua si vali në Jemen, më respektoi shumë, duke më përcjellë personalisht deri përjashta Medinës, në mënyrë që të më uronte udhë të mbarë. Unë rrija hipur mbi kalë, ndërsa Profeti ecte në këmbë. Pasi më dha disa këshilla, më tha:

- *O Muadh! Ka mundësi që të mos më takosh më pas këtij viti! Ka shumë mundësi që të vish të më përshëndesësh tek varri im në këtë xhami.*

Kur dëgjova këto fjalë, nisa të qaja, me mendimin se kisha për t'u ndarë në këtë jetë nga ai mik i shtrenjtë, pra nga i Dërguari i Allahut ﷺ.

- *Mos qaj, o Muadh!* - më tha Profeti Muhamed dhe ndërkohë e ktheu kokën nga Medina: *Njerëzit më të afërt për mua janë besimtarët e devotshëm, kudo qofshin ata, të cilët ushqejnë devocion ndaj Allahut.*" (Ahmed, V, 235, Hejthemi, IX, 22)

۞

Profeti ﷺ i këshillonte shokët e tij që të ishin të

devotshëm në çdo rast. Një ditë, pranë tij erdhi një sahabi dhe iu lut me këto fjalë:

- O i Dërguari i Allahut! Jam duke u nisur për udhëtim, të lutem bëj dua për mua!

Profeti Muhamed ﷺ u lut:

- *Zoti të bëftë të devotshëm edhe më shumë se sa je!*

- Lutu edhe diçka tjetër për mua, - tha sahabiu.

- *Allahu t'i faltë gjynahet!* - u lut Profeti.

- Tu bëfsha kurban, bëj edhe një dua tjetër për mua! - tha sahabiu.

- *Allahu ta bëftë të lehtë që të kryesh vepra të mira, kudo që të ndodhesh.* (Tirmidhi, Deavat, 44/3444)

## Jeta asketike (zuhd) e profetit Muhamed ﷺ

Jetë askete (zuhd) do të thotë të mos mbash shpresë ndaj krijesave kalimtare të kësaj bote, të përfitosh prej tyre, aq sa është e nevojshme për jetën e përditshme dhe në nivelin më të ulët të mundshëm dhe t'i japësh rëndësi Ahiretit, që është jeta e vërtetë e përjetshme. Në të vërtetë, për çdo begati që kemi përdorur në këtë jetë, kemi për të dhënë llogari.

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ qe lutur:

*"Allahu im, bëj që të jetoj i varfër në këtë botë, ma merr shpirtin kur të jem në varfëri dhe më ri-*

*ngjall ditën e gjykimit, së bashku me turmën e të varfërve."*

**Aisheja** رضي الله عنها, që e kishte dëgjuar tek lutej me këto fjalë, e pati pyetur:

- Përse po bën këtë dua, o i Dërguari i Allahut?

Lavdi i gjithësisë qe përgjigjur:

- *Të varfrit kanë për të hyrë në xhenet dyzet vjet përpara të pasurve. O Aishe! Mos i kthe duarbosh të varfrit dhe fitojua atyre zemrat, qoftë edhe me një gjysmë kokërr hurme. O Aishe! Duaji të varfrit dhe mbaji ata afër vetes! Në qoftë se vepron kështu edhe Zoti ka për të mbajtur ty afër në ditën e kiametit!* (Tirmidhi, Zuhd, 37/2352)

❀

Kur **Utbe ibn Gazvan** رضي الله عنه qe vali në Basra, kishte mbajtur një hytbe, gjatë së cilës kishte dhënë këto këshilla:

"...Nuk ka dyshim që kjo botë na ka mësuar se jeta në të është kalimtare dhe ne vijmë e shkojmë me të shpejtë prej saj. Ajo që mbetet prej saj, është si uji që mbetet në fund të gotës, të cilin njeriu e pi me një të kthyer. Nuk ka dyshim se ju do të ikni prej kësaj bote drejt një vendi, në të cilin jeta nuk ka fund. Prandaj, përpiquni të shkoni atje me gjënë më të mirë të mundshme, prej punëve tuaja.

E kujtoj ditën, kur isha njëri prej shtatë personave që gjendeshim përreth të Dërguarit të Allahut ﷺ. Nuk

kishim gjë tjetër të hanim, përveç gjetheve të pemëve. Na ishin bërë gojët plagë, duke ngrënë gjethe. Gjeta një copë stof dhe e ndava më dysh me **Sad bin Malik**, gjysmën ai dhe gjysmën unë, për ta përdorur si rrobë. Ndërsa sot, secili prej nesh është bërë valiu i një qyteti. **Megjithatë, unë i lutem Allahut që të mos bëhem i madh për sytë e njerëzve dhe i vogël për sytë e Tij**." (Muslim, Zuhd, 14)

❁

I Dërguari i Allahut ﷺ qe shtrirë mbi një rrogoz dhe e kishte zënë gjumi. Kur u zgjua, rrogozi kishte lënë shenja në trupin e tij. Sahabët e tij fisnikë, i thanë:

- O i Dërguari i Allahut! Po sikur të të sigurojmë një dyshek për të fjetur!

I Dërguari i Allahut ﷺ tha:

- *Sa i lidhur jam unë me këtë botë? Unë jam në këtë botë siç është ai udhëtari që pushon një copë herë nën hijen e një peme dhe pastaj e lë atë për të vazhduar rrugën që ka nisur.* (Tirmidhi, Zuhd, 44/2377, Ibn Maxhe, Zuhd, 3)

❁

Siç rrëfen **Aisheja** رضي الله عنها, një grua prej ensarëve erdhi të takohej me të dhe, kur pa se shtrati i Profetit ﷺ qe një shilte që mbështillej, shkoi me vrap në shtëpinë e saj dhe solli një shtrat të mbushur me lesh. Kur i Dërguari i Allahut ﷺ pa se ia kishin ndërruar shtratin

ku flinte, tha këto fjalë, me të cilat tregonte se nuk i pëlqente kjo gjë:

*- O Aishe! Më shtro shtratin e mëparshëm. Unë betohem tek Allahu se, po të kisha dashur unë, Allahu më kishte vënë në pronësi male të tëra me ar dhe argjend…* (Ibn Sad, I, 465, Ahmed, Kitabuz-zuhd, fq. 30)

❁

Në një rast tjetër, Profeti ﷺ pati thënë:

*"Zoti im më propozoi që ta bënte për mua fushën e Mekës një fushë të mbushur me ar. Unë i thashë:*

*- Jo, o Zoti im! Vetëm më jep aq sa një ditë të ngopem dhe një ditë të rri i uritur. Kur të më marrë uria, do të lutem dhe do të përgjërohem Ty të më japësh, ndërsa, kur të ngopem, do të lavdëroj dhe do të falënderoj Ty!"* (Tirmidhi, Zuhd, 35/2362)

❁

**Ebu Dheri** رضي الله عنه rrëfen:

Një herë, isha së bashku me Profetin ﷺ. Më kapi dorën dhe më tha:

*- O Ebu Dher! Në qoftë se mali i Uhudit do të kishte qenë i gjithi prej ari dhe argjendi dhe atë do ta zotëroja unë, do ta kisha shpenzuar të gjithin në rrugën e Allahut dhe do të kisha dëshiruar që ditën që do të vdisja, të mos kishte mbetur asnjë kirat*[16] *prej tij!*

16. Kirat, njësi peshe arabe, e barabartë me 0,2125 gr.

- Asnjë kirat apo asnjë kantar, o i Dërguari i Allahut! - e pyeta unë.

- *O Ebu Dher! Unë flas për sasi të vogla, kurse ti më flet për sasi të mëdha. Unë dua jetën tjetër, kurse ti më flet për këtë jetë! Asnjë kirat, asnjë kirat, asnjë kirat.* (Hejthemi, X, 239)

❀

**Aisheja** رضي الله عنها qe shprehur se:

"I Dërguari i Allahut ﷺ shkoi në jetën tjetër dhe gjatë gjithë jetës së tij nuk e ka mbushur barkun e tij dy ditë rresht me bukë elbi. (Buhari, Ejman, 22, Ibn Maxhe, Etime, 48)

Kalonin tri ditë dhe në shtëpinë e profetit nuk ndizej zjarr për të gatuar. Ai mjaftohej vetëm me hurma dhe me ujë." (Buhari, Hibe, 1, Rikak, 17, Muslim, Zuhd, 28)

**Mesruku**, njëri prej juristëve të brezit të tabiinëve, rrëfen:

"Shkova dhe i bëra një vizitë **Aishes**, e cila më gostiti me ushqimet që kishte dhe tha:

- Sa herë që ngopem me bukë, më vjen të qaj dhe qaj.

- Përse? - e pyeta unë.

- Më kujtohet momenti kur i Dërguari i Allahut ﷺ u nda nga kjo jetë, - m'u përgjigj ajo. - Vallahi, ai nuk e pati mbushur barkun e tij me bukë dhe me mish dy herë në ditë, asnjëherë. (Tirmidhi, Zuhd, 38/2356, Muslim, Zuhd, 1)

❀

Profeti e këshillonte umetin e tij me këto fjalë:

*“Mos rrini të shihni ata që i kanë kushtet ekonomike më të mira se ju, por ata që i kanë më keq. Sepse kjo është sjellja më e përshtatshme, në sajë të cilës ju nuk do t’i konsideroni si gjëra të vogla begatitë që ju ka dhuruar Zoti.”* (Muslim, Zuhd, 9)

*“Tregohu asket (zahid) ndaj kësaj bote dhe ndaj pasurive që kanë njerëzit, që Allahu dhe ata të të duan ty.”* (Ibn Maxhe, Zuhd, 1)

## Edukata dhe mirësjellja e të Dërguarit të Allahut ﷺ

I Dërguari i Allahut ﷺ ka qenë një person shumë i pastër, nazik dhe i edukuar. Ai i këshillonte besimtarët që të ishin të pastër dhe të rregullt me rrobat dhe pamjen e tyre të jashtme. Ai nuk e shqetësonte asnjë njeri me fjalët apo sjelljet e tij. Nuk fliste me gjuhën e tij asnjë fjalë të keqe dhe të rëndë, që përdornin njerëzit dhe thoshte:

*“Ditën e kiametit nuk do të ketë gjë tjetër që do të rëndojë në peshoren e njeriut besimtar, më shumë sesa edukata e bukur. Allahu i Lartësuar i urren ata njerëz që flasin fjalë të shëmtuara dhe bëjnë veprime të shëmtuara.”* (Tirmidhi, Birr, 62/2002)

**Aisheja** ﷺ tregon:

“Nuk ka pasur njeri me moral më të bukur se Profeti Muhamed. Sa për të dhënë një shembull të vogël të mirësjelljes së tij, mund të përmend faktin

se cilitdo sahabiu apo anëtari të familjes, që kërkonte diçka prej tij, ai i përgjigjej menjëherë pozitivisht me fjalën "*Urdhëro!*" Për shkak të këtij morali të lartë që zotëronte, Allahu i Lartësuar shpalli ajetin fisnik:

**"Ti je me virtyte madhore."** (Kalem, 4) (Vahidi, Esbab, fq. 463)

I Dërguari i Allahut ﷺ nuk fliste me zë të lartë. Ai kalonte pranë njerëzve ngadalë dhe me buzën në gaz.

I Dërguari i Allahut ﷺ nuk e shihte tjetrin në fytyrë me aq kujdes, a thua se ishte duke dashur të zbulonte të metat e tij. **Muxhahidi**, një prej tabiinëve të mëdhenj, shprehet kështu në këtë pikë:

"Nuk janë sjellje të hijshme, kur personi ia ngul sytë në fytyrë vëllait të tij në fe, kur e ndjek me sy atë kur kthehet e shkon nga ka ardhur dhe rri e pyet se prej ku ka ardhur apo ku është duke shkuar" (Buhari, *Edebul-Mufred*, nr. 771, 1157)

Për shkak të turpit, edukatës dhe mirësjelljes së lartë, i Dërguari i Allahut ﷺ nuk ua përplaste në fytyrë gabimet dhe të metat njerëzve të tjerë. Kur mësonte se dikush ka përdorur fjalë të papëlqyera, nuk shprehej:

"Çfarë ka filan person që thotë kështu e kështu?", por shpaloste një shembull të hollë mirësjelljeje, duke thënë: *"Çfarë kanë ca njerëz që thonë kështu e kështu?"*, duke mos e treguar në këtë mënyrë personin që kishte atë të metë dhe duke dashur që në këtë mënyrë të gjithë myslimanët të ruheshin nga ai gabim. (Ebu Davud, Edeb, 5/4788)

Po kështu, Profeti Muhamed ﷺ, i cili i jepte rëndësi të madhe mirësjelljes gjatë edukimit shpirtëror të sahabëve, kur ata kryenin ndonjë veprim të gabuar, ai nuk e thoshte emrin e personit që e kishte bërë, por duke e fajësuar veten se mos e kishte parë gabim, thoshte:

- *Mos shoh gabim unë që ju shikoj juve në këtë gjendje?* (Buhari, Menakib, 25, Muslim, Salat, 119)

❀

Ka shumë shembuj që tregojnë edukatën, mirësjelljen dhe modestinë e Profetit Muhamed. Njëri prej këtyre shembujve është edhe ky rast:

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ po ecte rrugës, kur kalon një njeri me gomar.

- O i Dërguari i Allahut! Urdhëroni dhe hipni dhe ju! - i tha personi dhe i bëri vend Profetit, në mënyrë që ai të ishte i pari hipur mbi gomar.

- *Jo!* - i tha i Dërguari i Allahut ﷺ. - *Ti ke më shumë të drejtë se unë të qëndrosh i pari mbi gomar. Nëse kërkon të më respektosh duke ma lënë mua atë vend, kjo është gjë tjetër.*

Ai sahabi tha:

- Po dëshiroj t'ju respektoj.

Atëherë, profeti Muhamed ﷺ hipi mbi gomar. (Ebu Davud, Xhihad, 58/2572)

❀

Njëri nga detyrimet e mirësjelljes islame është të sillesh me kujdes dhe me përpikmëri në atë shkallë, që të mos i lëndosh njerëzit e tjerë. **Muadh bin Enes** رضي الله عنه rrëfen:

"Isha së bashku me Profetin ﷺ në një betejë. Ushtarët ngushtuan vendfushimin dhe prenë rrugën, duke i lënë pajisjet e tyre aty-këtu. Atëherë, i Dërguari i Allahut ﷺ urdhëroi një ushtar që të thërriste me zë të lartë:

- *Ai person që ngushton vendin dhe pret rrugën (pra i nxjerr mundime një besimtari) nuk është në xhihad,*[17] *pra ai nuk do të fitojë sevapet e xhihadit.*" (Ebu Davud, Xhihad, 88/2629, Ahmed, III, 441.)

❁

Në një tjetër hadith fisnik, me të cilin i Dërguari i Allahut ﷺ i ftonte njerëzit në mirësjellje, thuhet:

*"Ai njeri, që ditën e xhumasë kalon radhët e xhematit duke i munduar njerëzit që t'i hapin vend, ka ngritur një urë për veten e tij drejt xhehenemit."* (Ahmed, III, 437)

17. Këtu e shoh me vend që të sqaroj se, sipas fesë islame, xhihadi bëhet që, duke shkatërruar padrejtësinë, të arrihet që njerëzit të jetojnë të qartë dhe kjo gjë të bëhet mundësi që ata të udhëzohen në rrugën e drejtë. Sipas fesë islame, shpata nuk përdoret që toka të mbytet në gjak, që të tregohet se kush është më i forti apo për të fituar pasuri dhe katandi. Triumfi i vërtetë është triumfi mbi zemrat. Triumfet që i shpien zemrat tek Allahu. Këto fitore i arrijnë vetëm njerëzit e moralshëm, zemrat e të cilëve janë të mbushura me dashurinë për Allahun dhe njerëzit e virtytshëm. Luftërat, shkatërrimet dhe pushtimet, që mbështeten vetëm në shpatë dhe në fuqinë kabahe, janë faqja e zezë e njerëzimit.

Këto fjalë nuk vlejnë për rastet, kur njerëzit ditën e xhuma ulen në rreshtat e fundit, ndërkohë që rreshtat e parë janë të zbrazët.

❁

Në një hadith fisnik, ku theksohet rëndësia e pastërtisë dhe e mirësjelljes, i Dërguari i Allahut ﷺ urdhëron dhe thotë:

*"Ruajeni veten, që të mos kryeni asnjërën prej këtyre tri veprimeve:*

*Mos kryeni nevojat tuaja fiziologjike:*

*1. Anës burimeve*
*2. Në mes të rrugës dhe*
*3. Në vendet me hije, ku pushojnë njerëzit!"* (Ebu Davud, Taharet, 14/26, Ibn Maxhe, Taharet, 21, Ahmed, I, 299, Hakim, I, 273/594)

❁

Ja se si e ka përshkruar i Dërguari i Allahut ﷺ mirësjelljen që duhet të ketë një besimtar:

*"Besimtari ngjason me **bletën**, e cila gjithmonë ushqehet me gjëra të pastra, prodhon gjëra të pastra, atë që e prodhon e ruan në vende të pastra dhe, ngaqë sillet me delikatesë, nuk e dëmton atë vend, as e thyen apo e prish atë."*[18]

Bleta është një krijesë jashtëzakonisht e aftë, e

18. Ahmed, II, 199, Hakim, I, 147, Bejhaki, Shuab, V. 58, Sujuti, el-Xhami, nr. 8147.

zgjuar, e vlefshme dhe modeste. Ajo madje punon edhe mbrëmjeve. Ushqehet vetëm me gjëra të pastra dhe i bindet bletës mbretëreshë. Shqetësimi, dëmi dhe mundimi që mund të shkaktojë ajo, është i vogël. Ajo nuk ushqehet me gjëra të fëlliqura, as me atë që kanë fituar bletët e tjera.

Ja pra edhe besimtari ashtu sikurse bleta, fiton pasuri me rrugë hallall, ha gjëra që janë hallall dhe shkon vetëm në vende të përshpirtshme. Kudo që të gjendet, ai shpërndan mëshirë me zemrën e tij. Nuk fyen kënd dhe nuk lejon që ta lëndojnë të tjerët. Kur vepron diçka gabim, menjëherë përpiqet që ta rregullojë atë që ka bërë dhe përherë e ruan personalitetin dhe seriozitetin e tij. Është njeri modest dhe shërben e përpiqet për të mirën e të gjithëve. Ai distancohet nga dhuna, indiferenca, ngatërresa, haramet, dëshirat e kota dhe epshet e nefsit të tij.

Shkurtimisht, çdo mysliman që e do të Dërguarin e Allahut ﷺ dhe dëshiron që të fitojë dashurinë e tij, as nuk guxon që të dëmtojë kënd, as nuk duhet të lejojë që ta lëndojnë të tjerët.

Sa bukur është shprehur poeti, në lidhje me këtë gjë, kur ka thënë:

*O ashik, kështu të pranojnë njerëzit dhe xhindët në këtë botë,*
*As ti mos lëndo kënd, as mos lër të tjerët që të të lëndojnë.*

## I Dërguari i Allahut ﷺ respektonte të drejtën e njeriut

Sipas besimit islam, respektimi i të drejtave të të gjithë njerëzve, është një çështje shumë e rëndësishme, në krye të të cilave vijnë të drejtat e prindërve, familjes, farefisit dhe fqinjëve.

Shkelja e një të drejte, që Allahu ua ka dhuruar robërve të Tij, është një ndër mëkatet e mëdha. Zoti i fal gabimet dhe mëkatet që njerëzit veprojnë ndaj Tij, në rast se ata pendohen sinqerisht për atë që kanë bërë, por ka përjashtuar nga falja e Tij gabimet dhe mëkatet që kryhen ndaj të drejtave të njeriut. Faljen e këtyre gjynaheve, Zoti ia ka lënë vullnetit të personit, të cilit i janë shkelur të drejtat. Për këtë arsye, personi që do të bëjë pendesë për ndonjë gjynah që ka kryer kundër të drejtave të një njeriu, duhet që më parë t'i kërkoj hallallëk atij personi, si kusht që t'i pranohet duaja.

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ tha:

- *Allahu ﷻ ia ka bërë haram xhenetin dhe farz xhehenemin personit që i ka ngrënë hakun një myslimani, duke u betuar rrejshëm.*

- Qoftë edhe për një gjë shumë të vogël, o i Dërguari i Allahut? - e pyetën sahabët.

- *Qoftë edhe një krënde nga pema e arakut!* - u përgjigj Profeti ﷺ dhe këto fjalë i përsëriti tri herë. (Muslim, Iman, 218, Malik, Muvata, Akdije, 11)

Haku i një njeriu nuk kufizohet vetëm me mundësi ekonomike, si pasuri dhe katandi. Të fyesh dikë, të flasësh kundër një personi, t'i zësh radhën, ta lësh të presë në trafik, pra edhe gjëra të cilat mund të konsiderohen si të vogla apo normale në jetë, në të vërtetë janë të drejta shumë të rëndësishme që gëzon individi.

I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Kush i ka bërë padrejtësi në nder apo në pasuri një vëllait të tij në fe, le të shkojë dhe të kërkojë hallallëk prej tij, pa ardhur dita e kiametit, ku nuk kanë vlerë as ari dhe as argjendi. Në të kundërt, të mirat që ka bërë në këtë botë, do të shkojnë në llogari të vëllait të tij në fe. Në qoftë se nuk ka punë të mira, atëherë do të ngarkohet me gjynahet që ka punuar në këtë jetë personi të cilit i ka bërë të padrejtë."* (Buhari, Medhalim, 10, Rikak, 48)

Allahu urdhëron dhe thotë në Kuran:

**"Pastaj, në Ditën e Gjykimit, ju do të grindeni para Zotit tuaj!"** (Zumer, 31)

Kur zbriti ky ajet kuranor, **Zubejri** ؓ e pyeti Profetin:

- O i Dërguari i Allahut! A do të përsëritet armiqësia mes njerëzve, edhe pse ata janë paraqitur në gjyq për një çështje të caktuar?

- *Po,* - u përgjigj i Dërguari i Allahut ﷺ, - *derisa secili të marrë hakun që i takon.*

- Sa e vështirë dhe e rëndë që qenka kjo punë, - tha Zubejri ؓ." (Tirmidhi, Tefsir, 39/3236)

❀

**Muhamed bin Xhahsh** ؓ rrëfen:

Po qëndronim së bashku me të Dërguarin e Allahut ﷺ. Ai e ngriti kokën drejt qiellit, vuri dorën mbi ballë dhe tha:

- *Subhanallah! Sa gjë e rëndë për t'u vepruar qe ky vendim!*

Në u trembëm dhe rrinim të heshtur nga këto fjalë që dëgjuam. Një ditë më pas, e pyeta:

- O i Dërguari i Allahut! Çfarë qe ai vendim i rëndë për t'u marrë?

I Dërguari i Allahut ﷺ tha:

- *Betohem tek Allahu, në duart e të Cilit është shpirti im, se personi që ka një borxh nuk do të hyjë në xhenet, përderisa nuk e paguan atë borxh, edhe nëse ai lufton dhe vdes në rrugën e Allahut, ringjallet dhe lufton e vdes në rrugën e Allahut, ringjallet dhe lufton e vdes sërish në rrugën e Allahut!* (Nesai, Buju, 98/4681)

Në qoftë se kjo vlen për shehidët që do të kenë gradën më të lartë në jetën tjetër (ahiret) vetëm se ata nuk kanë shlyer të drejtën e një njeriu, çfarë do të bëhet me njerëzit e tjerë. Mendoje njëherë!

## Respektimi i të drejtave të fqinjëve nga ana e të Dërguarit të Allahut ﷺ!

Profeti u jepte rëndësi të veçantë të drejtave të fqinjëve. Ai pati thënë këto fjalë, në lidhje me këtë çështje:

*"Aq shumë më këshilloi Xhebraili që të tregohem i kujdesshëm ndaj të drejtave të fqinjëve, sa pandeha se do të vendoste që fqinjët të bëheshin edhe trashëgimtarë për njëri-tjetrin."* (Buhari, Edeb, 28, Muslim, Birr, 140)

**Ebu Dheri** ؓ, një sahabi i varfër i Profetit, pati thënë:

Miku im, i Dërguari i Allahut ﷺ, më pati porositur: *"Kur të gatuash supën, hidhi shumë ujë. Pastaj mendo për fqinjët që ke përreth dhe, ata që të duken nevojtarë, furnizoji me supën që ke gatuar!"* (Muslim, Birr, 143)

Nga ky hadith mësojmë se as varfëria nuk është pretekst që të mos përmbushen detyrat ndaj fqinjëve. Sado të vogla t'i ketë personi të ardhurat ekonomike, ai është i detyruar që t'i ruajë dhe t'i mbështesë fqinjët e tij, aq sa të ketë mundësi. Nga i Dërguari i Allahut ﷺ është përcjellë ky paralajmërim i tmerrshëm:

*"Ai person që fle me barkun plot, kur fqinjët e tij janë të uritur, nuk është besimtar i vërtetë!"* (Hakim, II, 15, Hejthemi, VIII, 167)

Gjithashtu, të shqetësosh fqinjët, është shfaqje e një imani shumë të dobët. Para së gjithash, fqinjët

duhet të jenë të sigurt se nuk u vjen keq nga njëri-tjetri. I Dërguari i Allahut ka thënë:

*"Personi, fqinji i të cilit nuk është i sigurt nga të këqijat që mund t'i vijnë prej tij, nuk hyn në xhenet."* (Muslim, Iman, 73)

❁

Në ditët e sotme të gjithë njerëzit në botë janë bërë thuajse fqinj me njëri-tjetrin, si rezultat i zhvillimit të mjeteve të informacionit dhe të transportit. Prandaj, një problem dhe shqetësim që mund të shfaqet në një vend të caktuar të botës, na kushtëzon që të përpiqemi ta zgjidhim në varësi të mundësive tona ekonomike.

Nevoja më e madhe e ditëve tona është feja islame, mjeti i vetëm për shpëtimin e përhershëm. Meqë edhe një nga të drejtat e fqinjëve për ne është gostitja e tyre me përkrahje morale dhe fetare, atëherë detyra jonë është që të përpiqemi të udhëzojmë gjithë njerëzimin në rrugën e drejtë. Një shembull interesant në këtë çështje, na e rrëfen **Ebda el-Huzai** رضي الله عنه:

"Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ doli në minber dhe mbajti një ligjërim. Pasi përmendi me fjalë të mira disa prej myslimanëve, shtoi këto fjalë:

*- Çfarë ka ngjarë vallë me disa persona, që nuk ua mësojnë gjërat fqinjëve të tyre, nuk ua mësojnë ato gjëra që nuk i dinë dhe nuk i ndihmojnë të bëhen njerëz të arsyeshëm?! Nuk u urdhërojnë atyre veprat e mira dhe nuk i parandalojnë nga gjërat e këqija?!*

*Çfarë ka ngjarë me disa njerëz, që nuk përpiqen*

*t'i mësojnë prej fqinjëve të tyre ato gjëra që nuk i dinë dhe nuk përpiqen të tregohen të arsyeshëm?! Betohem tek Allahu se ose ata që dinë do t'ua mësojnë gjërat që nuk i dinë fqinjëve të tyre, do t'i bëjnë ata njerëz të arsyeshëm, do t'i urdhërojnë që të bëjnë vepra të mira dhe do t'i parandalojnë të bëjnë vepra të këqija ose ata që nuk dinë do t'i mësojnë gjërat prej fqinjëve dhe do të përpiqen t'i kuptojnë çështjet e fesë, ose unë do t'i dënoj që të dyja këto grupe!*

Pasi i tha këto fjalë, i Dërguari i Allahut ﷺ zbriti nga minberi dhe shkoi në shtëpinë e tij. Disa prej të pranishmëve thanë:

- Neve na e merr mendja se i Dërguari i Allahut ﷺ kishte për qëllim me këto fjalë fisin Eshari nga Jemeni, sepse ata i njohin mirë rregullat e fesë dhe kanë për fqinj fise kabahe, me natyrë të vrazhdë, të cilët jetojnë jetë josedentare, ku të gjejnë burime uji.

Kur fisi Eshari mësoi se çfarë kishte thënë i Dërguari i Allahut ﷺ, shkuan tek ai dhe i thanë:

- O i Dërguari i Allahut! Ti ke përmendur me fjalë të mira një popull, ndërsa ne na ke përmendur si shembull i keq. Cila është arsyeja?

Zotëria i botëve përsëriti fjalët e tij të mëparshme dhe, kur fisi Eshari e pyeti nëse ai nënkuptonte apo jo me ato fjalë fisin e tyre, i Dërguari i Allahut ﷺ përsëriti të njëjtat fjalë. Atëherë fisi Eshari i tha:

- Atëherë na jep një vit kohë!

I Dërguari i Allahut ﷺ u dha atyre një vit kohë, si afat që ata tua mësonin fqinjëve të tyre çështjet e fesë dhe pastaj lexoi këtë ajet kuranor:

**"Ata izraelitë që ishin mohues, u mallkuan me gjuhën e Davudit dhe të Isait, të birit të Merjemes, për shkak se kundërshtonin, shkelnin çdo kufi dhe nuk e ndalonin njëri-tjetrin të bënin vepra të këqija. Eh, sa të shëmtuara ishin veprat që bënin ata!"** (Maide, 78-79) (Ali el-Mutaki, III, 684/8457, Hejthemi, I, 164)

❀

**Ibn Umeri** ؓ thotë:

"Kemi parë kohë, kur askush prej nesh nuk e konsideronte arin dhe argjendin më të rëndësishëm se vëllain e tij mysliman. Sot jetojmë në një kohë, kur ari dhe argjendi janë më të dashur për ne sesa vëllezërit tanë myslimanë. Unë e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut ﷺ duke thënë:

*"Sa njerëz në ditën e gjykimit nuk do t'u hiqen nga pas fqinjëve të tyre dhe do të thonë: O Zot! Ky është fqinji im që ma mbylli derën para syve të mi dhe nuk u mundua të më bënte mirë, as të më dhuronte apo të më ndihmonte sadopak!"* (Buhari, Edebul-mufred, nr. 111)

## Trajtimi i të varfërve nga ana e të Dërguarit të Allahut ﷺ

Profeti ﷺ njihej për dhembshurinë dhe interesimin

që kishte për të varfrit, jetimët, ata që nuk kishin njeri që të kujdesej për ta dhe të vejat. Ai bashkohej me skllevërit, shërbëtorët dhe të varfrit dhe bashkëbisedonte me ta, u përgjigjej ftesave që i bënin, i vizitonte kur sëmureshin dhe ua falte namazet e xhenazes kur vdisnin. Interesimin që tregonte Profeti ﷺ ndaj një skllavi lëkurëzi, që besonte me sinqeritet Allahun dhe të Dërguarin e Tij, e kishin zili edhe paria myslimane ensare dhe ajo muhaxhire.

Profeti ﷺ pranonte të shkonte me kënaqësi edhe kur skllevërit e ftonin që të ndanin së bashku me të atë copë bukë prej elbi që kishin, sepse kështu gjente një mundësi më shumë që të interesohej për hallet e tyre dhe përpiqej t'u gjente zgjidhje problemeve që kishin.[19]

❀

**Abad bin Shurahbil** رضي الله عنه rrëfen:

"Qe një kohë, kur u varfërova shumë. Një ditë prej ditësh hyra në njërën prej kopshteve të Medinës, ku zhvesha disa kallinj, hëngra vetë dhe mbusha trastën për t'u çuar edhe atyre të shtëpisë. Në ato momente vjen i zoti i kopshtit dhe më kap, më rreh, ma merr trastën nga duart dhe më merr me vete tek i Dërguari i Allahut.

I Dërguari i Allahut ﷺ i tha atij:

- *Nuk e mësove si të fitojë me duart e veta dhe*

19. Hejthemi, IX, 20.

*as nuk i dhe për të ngrënë, kur ai ishte i uritur!*

Pastaj i tha të zotit të kopshtit të ma jepte trastën time, ndërsa Profeti ﷺ vetë më dha një gjysmë apo një sa me hurma." (Ebu Davud, Xhihad, 85/2620-2621, Nesai, Kudat, 21)

Qëllimi i fesë islame është që shoqëria t'i rifitojë personat që kanë bërë gabime, jo t'i dënojë ata duke i përjashtuar nga mesi i saj. Ti përmirësojë, aq sa të arrijnë të bëhen njerëz të virtytshëm. Për këtë arsye, në qoftë se personi që kryen gabime është injorant, së pari atij duhet t'i komunikohen urdhrat dhe ndalesat e fesë. Myslimanët janë të ngarkuar me detyrën që t'u mësojnë injorantëve në fe të vërtetat e saj dhe punët e mira, në mënyrë që të distancohen nga haramet.

Uria dhe mospasja mund ta detyrojnë njeriun indiferent ndaj mësimeve të fesë, të zgjasë dorën drejt haramit, kur bie në situata të vështira. Për këtë arsye, ushqyerja e të uriturve, si dhe ruajtja dhe përkujdesja ndaj të vobektëve, janë detyrat më të rëndësishme shpirtërore të myslimanëve.

❀

**Rafi ibn Amr** رضي الله عنه përcjell këtë ngjarje:

Kur isha fëmijë i vogël, gjuaja me gurë pemët e hurmave të ensarëve që të binin dhe unë i mblidhja t'i haja. Një ditë, ata më kapën dhe më dërguan tek i Dërguari i Allahut.

I Dërguari i Allahut ﷺ më pyeti:

- *Përse i gjuan pemët e hurmave me gurë, o bir?*

- Jam i uritur, o i Dërguari i Allahut. - i thashë unë.

Lavdi i gjithësisë ﷺ më përkëdheli kokën dhe më tha:

- *Mos e bëj më këtë! Mblidh ato që këputen vetë dhe do të të mjaftojnë.*

Pastaj u lut me këto fjalë për mua:

- *Allahu im! Ngope këtë fëmijë me aq sa mundet të mbledhë!* (Ebu Davud, Xhihad, 85/2622, Ibn Maxhe, Tixharat, 67)

❀

Një ditë, kur i Dërguari i Allahut ﷺ qëndronte ulur së bashku me sahabët e tij, në Medine erdhi një karvan me njerëz që ishin në pikë të hallit. Asnjëri prej tyre nuk ishte i veshur siç duhej dhe ishin bërë kockë e lëkurë nga uria dhe nxehtësia përvëluese e shkretëtirës. Kjo pamje e tyre e preku shumë të Dërguarin e Allahut ﷺ, aq sa i ndërroi ngjyra e fytyrës. Urdhëroi Bilalin رضي الله عنه të këndonte ezanin që të mblidheshin sahabët në xhami. Kur ata u mblodhën, u lexoi ajetet kuranore, në mënyrë që t'i nxiste të dhuronin. Kur panë aq të mira materiale që u mblodhën për ta në formë ndihme, këta njerëz të varfër u qetësuan shpirtërisht. (Muslim, Zekat, 69-70, Ahmed, IV, 358, 361)

❀

Profeti ﷺ u kushtonte shumë rëndësi ashabi sofas,

sahabë të varfër, të cilët ia kishin kushtuar veten rrugës së Allahut. Kur i shihte ata në atë gjendje të varfër, i ngushëllonte duke u thënë:

*"...Po t'i dini begatitë që Allahu ka përgatitur për ju në botën tjetër, do të kërkonit që Zoti t'u bënte edhe më të varfër."*[20]

Një ditë, disa sahabë të varfër i thanë:

- O i Dërguari i Allahut! Vëllezërit tanë në fe, që janë të pasur, i morën të gjitha sevapet me bamirësitë që kryejnë, përveç se falen dhe agjërojnë, ashtu siç falemi dhe agjërojmë edhe ne.

- *A mendoni se Allahu nuk u ka dhënë ndonjë mundësi edhe juve që të jepni sadaka?!* - u tha Profeti ﷺ. - *Të thuash subhanallah, Allahu ekber, elhamdulilah, la ilahe ilallah është sadaka për ju. Të urdhëroni njerëzit të bëjnë vepra të mira dhe t'i parandaloni ata që të bëjnë punë të këqija, është sadaka..."* (Muslim, Zekat 53, Mesaxhid 142)

## Trajtimi i grave, nga ana e të Dërguarit të Allahut ﷺ

Gratë trajtoheshin gjatë periudhës së xhahilijetit në mënyrë jonjerëzore dhe ofenduese, për dinjitetin e tyre prej zonje dhe gruaje. Vajzat e vogla groposeshin

20. Tirmidhi, Zuhd, 39/2368.

të gjalla, në mënyrë të pamëshirshme me idenë se, kur të rriten do të detyroheshin të bëheshin gra imorale. Gratë dhe vajzat poshtëroheshin, sepse trajtoheshin si mjete argëtimi.

Ja pra, i Dërguari i Allahut ﷺ ngriti brenda një shoqërie të tillë "të drejtën e grave", në përputhje me urdhrat dhe udhëzimet e Zotit. Në këtë shoqëri, gruaja u shndërrua në simbolin e nderit dhe të virtytit. Institucioni i nënës fitoi vlerat që i takonin.

Gruaja fitoi vlerën që i takonte me vlerësimin e Profetit Muhamed: "*Xheneti është nën këmbët e nënave.*"[21]

Po kështu, i Dërguari i Allahut ﷺ pati thënë:

"*I tërheq vëmendjen çdokujt që të tregojë kujdes të madh ndaj të drejtës së dy grupeve njerëzish: jetimëve dhe grave.*" (Ibn Maxhe, Edeb, 6)

"*Asnjë besimtar të mos e urrejë gruan e tij. Në qoftë se nuk i pëlqen një cilësi e saj, le t'i pëlqejë një cilësi tjetër e mirë që ka ajo.*" (Muslim, Rada, 61)

Me të vërtetë, gruaja nuk është një gjemb që meriton të përbuzet, por një trëndafilishte që meriton dashuri dhe përkujdesje. Allahu vetë ka vendosur në zemrat e njeriut dashurinë ndaj gruas. Në lidhje me këtë çështje, Profeti Muhamed ﷺ ka thënë:

"*Për mua, gjërat më të dashura në këtë botë janë gratë e virtytshme dhe aroma e mirë, ndërsa*

21. Nesai, Xhihad, 6, Ahmed, III, 429, Sujuti, I, 125.

*namazi është drita e syve të mi.*" (Nesai, Ishretun-nisa, 10, Ahmed, III, 128, 199)

Ky sqarim profetik tregon pozitën e lartë të gruas së virtytshme edhe tek Allahu i madhëruar. Allahu i madhëruar e do gruan e virtytshme, prandaj e ka bërë atë të dashur edhe për të Dërguarin e Tij.

Për këtë arsye, çështja që profetit i është bërë e dashur gruaja e virtytshme nga ana e Zotit, nuk duhet vlerësuar me këndvështrim indiferentësh ndaj mësimeve të fesë.[22] Kjo lloj dashurie është vendosur nga vetë Allahu në natyrën njerëzore dhe nuk është gjë tjetër, përveç një shkallë dashurie në dispozicion të dashurisë hyjnore. Për këtë arsye, asnjëherë nuk duhet shpalosur ndaj gruas një mani e ulët, por në të kundërt, atyre u duhet dhënë vlera që meritojnë. Gruaja e pati mbërritur këtë vlerë të lartë gjatë historisë njerëzore, vetëm gjatë klimës së lartë të Islamit. Të gjitha sistemet

22. Në asnjërën prej martesave të kryera nga ana e të Dërguarit të Allahut ﷺ nuk mund të shihen prirje nefsi apo mani për martesë. Ai nuk pati kërkuar të martohej me ndonjë vajzë të re në rininë e tij, por qe martuar me një grua 40- vjeçare, të ve, me fëmijë, hazreti Hatixhenë, e cila pati kërkuar të martohej me të dhe të dy bashkë patën kaluar vitet më energjike të jetës martesore. Martesat e tjera, Profeti Muhamed i pati bërë në moshë të madhe (pas moshës 54 vjeçare). Asnjërën prej këtyre martesave ai nuk e pati bërë me dëshirën e tij, por me urdhrin dhe caktimin hyjnor. Për më tepër, pjesa më e madhe grave të tij qenë në moshë të madhe, me fëmijë nga martesat e mëparshme dhe të varfra. Nëpërmjet këtyre martesave Profeti ﷺ pati krijuar lidhje të fuqishme farefisnore me shumë fise arabe, gjë që pati përshpejtuar përhapjen e fesë islame, si dhe u mundësoi grave që ta mësonin fenë më lehtë. Për informacion më të gjerë në lidhje me këtë çështje, shiko Osman Nuri Topbash, Nebiler Silsilesi - Hazreti Muhamed Mustafa, I, 130-140.

e tjera, përveç sistemit Islam, që pretendojnë se i kanë dhënë vlerë gruas, në të vërtetë e kanë vlerësuar atë vetëm sa një mall vitrine, duke e përdorur, shtypur dhe konsumuar si një plaçkë ekonomike dhe epshore. Nga ky aspekt edhe në ditët e sotme këndvështrimi ndaj gruas duhet trajtuar në rrafshin e lartë të Islamit dhe duhet futur brenda rrjedhës së saj të vërtetë.

Gruaja dhe burri janë dy botë të thella, që plotësojnë njëra-tjetrën, që nga momenti i parë që janë krijuar. Vetëm se Allahu i ka caktuar një rol me më shumë ndikim gruas, në këtë plotësim të ndërsjelltë. Gratë janë ato që i shkatërrojnë, por edhe i ngrenë lart shoqëritë. Nga ky aspekt, në këndvështrimin islam edukimi i grave që ngrenë lart shoqërinë ku jetojnë, është shndërruar në një ideal madhështor dhe në hadithet fisnike thuhet:

*"Çdo person që ruan nën kujdesin e tij dhe rrit tri bija ose tri motra, i edukon ato sa më mirë, i marton dhe vazhdon të sillet mirë me to dhe i ndihmon, ka për të hyrë në xhenet."* (Ebu Davud, Edeb, 120-121/5147, Tirmidhi, Birr, 13/1912, Ahmed, III, 97)

Në një rast tjetër, i Dërguari i Allahut ﷺ pati thënë:

*"Çdo person që i rrit dy bijat e tij deri në moshë të rritur dhe i edukon ato, do të jetë në ditën e kiametit kështu." dhe profeti ngriti bashkë gishtin tregues dhe gishtin e mesit."* (Muslim, Birr, 149, Tirmidhi, Birr, 13/1914)

Profeti e pati theksuar kështu, vlerën e gruas që rritet e virtytshme:

*"Bota është një përfitim kalimtar. Krijesa më e mirë e botës është gruaja fetare dhe e virtytshme."* (Muslim, Rada, 64, Nesai, Nikah, 15, Ibn Maxhe, Nikah, 5.

Ai pati thënë kështu, për të theksuar rëndësinë e trajtimit të mirë të grave:

*"Besimtari më i plotë nga besimi, është ai me moral. Më i miri prej jush, është ai që sillet mirë me gruan e tij."* (Tirmidhi, Rada, 11/1162)

**Aisheja** رضي الله عنها ka thënë:

"Kur qëndronte së bashku me gratë e tij, i Dërguari i Allahut ﷺ qe njeriu më i butë dhe më i buzëqeshur." (Ali el-Mutaki, Kenz, VII, 222)

I Dërguari i Allahut ﷺ pati shpalosur shembuj dashurie dhe mirënjohjeje gjatë gjithë jetës së tij për nënën e tij, nënat e tij të gjirit, Suvejbe dhe Halime, dadon e tij Ejmene, motrën e qumështit Shejma, gruan e Ebu Talibit, xhaxhait të tij, gratë e tij, bijat e tij, gratë e farefisit dhe gratë e para sakrifikuese, që pranuan të parat fenë islame. Burimet e historisë islame janë të mbushura me shembuj të bukur të kësaj të vërtete.[23]

I Dërguari i Allahut ﷺ i pati trajtuar mirë, jo vetëm gratë e farefisit, por të gjithë gratë, duke ua mbrojtur të drejtat, duke u interesuar për zgjidhjen e problemeve

23. Për më shumë informacion në lidhje me këtë çështje, lexo Osman Nuri Topbash, *Qytetërimi i virtyteve*, I.

të tyre dhe e pati urdhëruar umetin e tij që të sillej në këtë mënyrë.

Gjatë një udhëtimi, një shërbëtor i quajtur **Enxheshe**, i bëri devetë të ecnin më shpejt, duke u kënduar poezi meliodioze. Profeti ﷺ e pati shprehur me këtë krahasim elegant mundësinë që devetë që ecnin shpejt, mund t'i lëndonin gratë që kishin hipur mbi to:

- *O Enxheshe! Bëj kujdes, se gota prej xhami thyhet.* (Buhari, Edeb, 95, Ahmed, III, 117)

Ta konsiderosh gruan vetëm si një mjet kënaqësie, ta trajtosh atë vetëm si plaçkë për dëshirat dhe epshet e nefsit dhe ta lidhësh vlerën e saj vetëm me bukurinë e saj fizike, është një prirje shumë e ulët dhe verbëri ndaj veçorive të larta që Allahu i ka dhënë gruas. Përdorimi i gruas në ditët e sotme vetëm si një mjet reklamimi në botën e konsumit, është një situatë shumë e dhimbshme dhe degraduese nga aspekti i dinjitetit të saj.

Në të vërtetë, gruaja duhet edukuar si arkitekti i vërtetë i shoqërisë. Prehri i saj duhet të rrisë triumfatorët e së ardhmes. Nuk është krijuar asnjë krijesë tjetër e barabartë me nënën e vërtetë, e cila na mbajti brenda trupit të saj, më pas në krahët e saj dhe, së fundi, në zemrën e saj, e cila meriton dashurinë dhe respektin e vërtetë. Nëna besnike, që ia ka dedikuar veten familjes së saj, meriton dashuri të thellë, respekt të madh dhe falënderim për gjithë jetën.

## Trajtimi i jetimëve nga ana e të Dërguarit të Allahut ﷺ

I Dërguari i Allahut ﷺ, i cili pati mbetur vetë jetim që në moshë të re, dridhej nga dhembshuria e madhe që ndjente ndaj jetimëve. Në Kuranin fisnik gjenden shumë ajete në lidhje me mbrojtjen dhe ruajtjen e jetimëve.

I Dërguari i Allahut ﷺ pati bërë të qartë se personi që përmbush nevojat e tre fëmijëve jetimë, do të fitojë sevap, ashtu si njeriu që i kalon netët me adhurim dhe ditët me agjërim dhe që nxiton në rrugën e Allahut, duke sakrifikuar për hir të Tij çdo gjë që ka. (Ibn Maxhe, Edeb, 6.)

Ai pati thënë:

- *Unë jam njeriu më i afërt për çdo njeri, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër. Në qoftë se dëshironi, mund të lexoni këtë ajet kuranor*: **"I Dërguari është më i afërt për besimtarët, sesa ata për njëri-tjetrin."** (Ahzab, 6)

*"Çdo besimtar që vdes dhe lë pas ndonjë pasuri, atë le ta marrin trashëgimtarët e tij. Në qoftë se ka lënë pas ndonjë borxh apo njeri që ka nevojë për kujdes, le të vijnë tek unë, sepse unë do të bëhem kujdestari i tyre."* (Buhari, Tefsir, 33/1, Kefalet 5, Feraid, 4, 15, 25, Muslim, Feraid, 14)

Me një rast tjetër, ai ka thënë:

*"Shtëpia më e hairit e myslimanëve, është shtëpia ku jetimi trajtohet mirë. Shtëpia më e keqe e*

*myslimanëve, është shtëpia ku jetimi trajtohet keq.”* (Ibn Maxhe, Edeb, 6)

*“Në qoftë se një person merr një jetim në mesin e myslimanëve, e shpie në shtëpi që ta ushqejë dhe t’i japë të pijë, Allahu ka për ta vendosur në xhenet, nëse ai nuk ka kryer ndonjë gjynah të pafalshëm.”* (Tirmidhi, Birr, 14/1917)

*“Në qoftë se një person përkëdhel kokën e një jetimi për hir të Allahut, çdo fije floku që prek dora e tij, do të shkruhet si sevap për atë njeri.”* (Ahmed, V, 250)

I Dërguari i Allahut ﷺ mendonte rreth jetimëve dhe i mori në mbrojtje ata deri në momentet e fundit të jetës së tij. Ai e këshilloi umetin e tij që të bënte të njëjtën gjë.

**Enesi** رضي الله عنه rrëfen:

Ne ishim pranë të Dërguarit të Allahut ﷺ kur atij iu afruan momentet e vdekjes. Ai na tha tri herë:

- *Kijeni frikë Allahun, në lidhje me çështjen e namazit.*

Pastaj shtoi këto fjalë:

- *Kijeni frikë Allahun në lidhje me njerëzit që janë nën urdhrat tuaj. Kijeni frikë Allahun, sidomos në lidhje me dy grupe të dobët njerëzish, me të vejat dhe me fëmijët jetimë. Kijeni frikë Allahun në lidhje me namazin.*

Pastaj nisi të përsëriste fjalët *“Namazi, namazi”*.

Ai vazhdoi t'i përsëriste këto fjalë me vete, derisa e dorëzoi shpirtin e tij fisnik. (Bejhaki, Shuab, VII, 477)




*"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm (Usve-i Hasene)"*
*(el-Ahzab, 21)*

# Rëndësia e traditës profetike

# RËNDËSIA E TRADITËS PROFETIKE

Allahu ia dhuroi të gjithë njerëzimit të Dërguarin e Tij, Profetin Muhamed ﷺ, krijesën më të dashur për Të, si një personalitet të pashembullt. Ai i dhuroi njerëzimit sa e sa kritere praktike, duke i konkretizuar urdhrat dhe ndalesat hyjnore me jetën e dëlirë të profetit Muhamed ﷺ.

Për këtë arsye, Profeti është shembulli më perfekt për të gjithë njerëzit, si për ata të niveleve të ulëta, ashtu edhe për ata të niveleve më të larta të shoqërisë, për çdo grup apo profesion njerëzor. Profetët janë dërguar, jo vetëm për të kumtuar shpalljen hyjnore, por edhe për të ofruar një model jete të përshtatshëm për njerëzit, për të shpalosur një personalitet shembullor para çdo situate në jetë dhe për të qenë një kriter praktik për njerëzimin.

Allahu urdhëron dhe thotë:

**“Ai që i bindet të Dërguarit të Allahut, i bindet vetë Allahut.”** (Nisa, 80)

**“Ata që të janë betuar për besnikëri, në të vërtetë i janë betuar për besnikëri Allahut.”** (Feth,10)

**Thuaju** (o Muhamed)**: “Nëse ju e doni Allahun,**

**atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'jua falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë".**

**Thuaju: "Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit!" Në qoftë se kthejnë shpinën, (dijeni se) Allahu, me të vërtetë, nuk i do jobesimtarët.** (Ali Imran, 31-32)

Po të lexohet me kujdes, do të vihet re se në ajetin e fundit kuranor bëhet e qartë se, ata persona që nuk i binden Profetit, janë qafirë.

Tradita e lavdëruar e të Dërguarit të Allahut ﷺ, është rruga më e vlefshme, më e bukur dhe më e hajrit për njerëzit mbarë. Prandaj, ata që i shmangen bindjes ndaj të Dërguarit të Allahut ﷺ, hidhen me duart e tyre në dëm dhe në humbje. Allahu e shpreh me këto fjalë, këtë të vërtetë:

**"O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja. Nëse nuk pajtoheni në ndonjë gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Kiametit. Kjo për ju është më e mira dhe shpjegimi më i bukur."** (Nisa, 59)

**"Këdo që e kundërshton të Dërguarin, pasi i është dhënë udhëzimi dhe ndjek rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë të ecë andej nga është nisur dhe do ta përcëllojmë në zjarrin e Xhehenemit; eh, sa vendbanim i keq që është ai!"** (Nisa, 115)

**"Pa dyshim, ata që fyejnë Allahun dhe të Dër-**

**guarin e Tij, Allahu i mallkon në këtë botë dhe në tjetrën. Ai ka përgatitur për ta ndëshkim poshtërues."** (Ahzab, 57)

Nuk ka rrugë më të hajrit për njerëzit, që të zbatojnë vendimin dhe gjykimin e dhënë nga i Dërguari i Allahut ﷺ në lidhje me një çështje të caktuar, të cilën e njohim nëpërmjet traditës profetike. Allahu urdhëron dhe thotë:

**"Nuk i takon asnjë besimtari apo besimtareje të vërtetë që, kur Allahu dhe i Dërguari i Tij vendosin për një çështje, ata të kenë të drejtë të zgjedhin në atë çështje të tyren. Kush e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ai me siguri ka humbur."** (Ahzab, 36)

**"Ndërsa përgjigjja e vetme e besimtarëve, kur thirren tek Allahu dhe i Dërguari i Tij, që ai të gjykojë midis tyre, është: "Dëgjojmë dhe bindemi". Pikërisht këta, janë të shpëtuarit. Ata që i binden Allahut dhe të Dërguarit të Tij, që kanë frikë nga Allahu e i përkushtohen Atij, do të jenë të fituarit e vërtetë."** (Nur, 51-52)

Sahabiu i madh, **Abdullah ibn Mesudi** رضي الله عنه, është shprehur me këto fjalë në lidhje me rëndësinë e zbatimit të traditës së Profetit:

***"Personi që dëshiron të takohet të nesërmen me Allahun si mysliman, le të vazhdojë të falë namazin në ato vende ku këndohet ezani. Nuk ka dyshim se Allahu ia ka sqaruar Profetit të***

***Tij rrugët e udhëzimit dhe e ka urdhëruar që t'i ndjekë ato. Njëra prej këtyre rrugëve është falja e namazit me xhemat. Në qoftë se ju do të bëheni si ai personi që e braktisi xhematin dhe i falte namazet në shtëpi, atëherë ju do të braktisni sunetin e Profetit. Në qoftë se ju braktisni sunetin e Profetit, atëherë keni për të rënë në rrugë të shtrembër..."*** (Muslim, Mesaxhid, 257)

Ahmed ibn Hanbeli ka thënë:

Kam lexuar Kuranin dhe kam numëruar tridhjetë e tre ajete, ku urdhërohet bindja ndaj të Dërguarit të Allahut ﷺ.

Pastaj lexoi këtë ajet:

فَلْيَحْذَرِ الَّذِينَ يُخَالِفُونَ عَنْ أَمْرِهِ
أَن تُصِيبَهُمْ فِتْنَةٌ أَوْ يُصِيبَهُمْ عَذَابٌ أَلِيمٌ

***"Le të frikësohen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij, që të mos u arrijë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm."*** (Nur, 63)

Pasi e përsëriti disa herë këtë ajet, shtoi këto fjalë:

"A e dini se cila është ajo fitne, për të cilën flitet në këtë ajet? Ajo është shirku dhe kufri. Ka shumë mundësi që kjo fitne të bjerë mbi njeriun në këtë mënyrë: Kur personi refuzon një fjalë të të Dërguarit të

Allahut ﷺ, zemra e tij do të lakohet dhe do të nisë të rrëshqasë drejt rrugës së gabuar, deri sa personi do të largohet tërësisht prej rrugës së drejtë dhe të shkatërrohet."

Pasi i tha këto fjalë, Ahmed bin Hanbeli lexoi këtë ajet fisnik:

**"Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për kundërshtitë mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë dyshimi ndaj gjykimit tënd dhe të të binden ty plotësisht."** (Nisa, 65) (Ibn Batta el-Ukberi, el-Ibanetul-kubra, no. 99, Ibn Tejmije, es-Sarimul-Meslul, Bejrut 1417, I, 55)

Miku i madh i Zotit, **Shah Nakshibendiu**, ka thënë:

"Çfarëdo që ne kemi arritur (në planin shpirtëror) me dhuntinë e Zotit, e kemi arritur duke punuar sipas ajeteve të Kuranit dhe haditheve të të Dërguarit të Allahut ﷺ. Të kesh rezultate të mira nga veprat që punon, duhet të respektosh parimet e sheriatit dhe të devotshmërisë, të kapesh pas madhështisë hyjnore, të veprosh sipas parimeve të ehli sunetit dhe xhematit dhe të distancohesh nga bidatet."[24]

**Imam Rabani** sillej shumë me përpikmëri në çështjen e zbatimit të traditës profetike. Ai mbështetej në traditën e Profetit për çdo sjellje të tijën, të madhe apo të vogël dhe këshillonte çdo njeri që të bënte edhe

24. Yakub Cerhi, Risale-i Unsiye (thk. Muhamed Nezir Rancha) Islamabad 1983, fq. 14.

ai këtë gjë. Një herë, ai pati thënë:

“Se mos është përpjekja jonë arsyeja e vetme që kemi sukses në rrugën tonë të edukimit shpirtëror! Çdo gjë vjen si dhunti e Allahut. Në qoftë se bashkëbiseduesi kërkon se s’bën që të gjejë një shkak dhe mjet për suksesin tonë, atëherë le ta dijë se shkaku kryesor është të lidhesh me dashuri pas të Dërguarit të Allahut ﷺ, zotëria i atyre që qenë para nesh dhe atyre që do të vijnë pas nesh dhe pasimi i hapave të tij plot nur. Me këtë gjë, unë e lidh shkakun e gjithë sukseseve që kam pasur. Çfarëdo që më ka dhuruar Allahu, është rezultat i varësisë sime dhe pasimit të Profetit të Zotit. Në qoftë se njeriut nuk i është dhuruar gjë në tërësi apo si pjesë, arsyeja e vetme është mangësia që ka treguar ai në zbatimin e traditës së profetit.

**Një herë hyra në nevojtore duke hedhur së pari këmbën e djathtë. Atë ditë u privova nga shumë gjendje shpirtërore të mëparshme.** (Kishmi, *Berekat*, fq. 197)

Po kështu, një ditë i tha njërit prej nxënësve të tij:

- Shko dhe na sill disa karafila nga kopshti!

Nxënësi shkoi dhe i solli gjashtë karafila. Kur i pa karafilat, imam Rabani tha me zë të lehtë dhe i pikëlluar:

“Nxënësit e mi ende nuk i tregojnë kujdes parimit që na ka mësuar hadithi i profetit se *“Allahu është tek dhe e do numrin tek.”*[25] Të tregosh kujdes

25. Buhari, Deavat, 68

ndaj kësaj imtësie, është mustehab. Çfarë ju duket mustehabi njerëzve? Mustehab quhet veprimi, të cilin Allahu e pëlqen. Gjithë bota dhe ahireti po të të jepet në këmbim të një vepre, me të cilën Allahu është i kënaqur, nuk të është dhënë asgjë në fakt. Ne i tregojmë aq shumë kujdes mustehabit, saqë edhe kur e lajmë fytyrën, së pari lajmë pjesën e djathtë. Të fillosh punët nga e djathta, është mustehab.[26]

26. Kishmi, Berekat, fq. 198, Ebu Hasan Nedvi, Imam Rabani, fq. 180-181.



*"Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me 'selam'!"*
*(el-Ahzab, 56)*

# Salavati Sherif

# SALAVATI SHERIF

Allahu urdhëron dhe thotë:

**"Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me 'selam'!"** (Ahzab, 56)

Allahu dhe melekët, numrin e të cilëve nuk e di kush tjetër përveç Tij, bien salavat vazhdimisht mbi Profetin Muhamed. Prandaj edhe neve duhet që në çdo moment të jetës sonë, ta përmendim të Dërguarin e Allahut ﷺ, t'i nënshtrohemi atij me kuptimin e plotë të fjalës dhe të biem shumë salavate dhe selame mbi të. Pasi, ashtu siç thotë shprehja, "përmendja e emrave të njerëzve të mirë të shtyn të bëhesh si ata"[27] edhe çdo salavat që këndojmë, na mundëson të mbajmë gjallë edhe më shumë lidhjen tonë shpirtërore me të Dërguarin e Allahut, duke na sjellë ndër mend moralin e lartë dhe virtytet e rralla të Profetit.

**Ubej bin Kab** رضي الله عنه rrëfen:

Kur kalonte një e treta e natës, i Profeti ﷺ zgjohej, ngrihej nga shtrati dhe thoshte:

*"Njerëz! Kujtojeni Allahun! Përmendeni Alla-*

27. Në origjinal **isim, musemmayi celbeder.**

*hun! Do të fryjë suri i parë, që do ta lëvizë tokën nga vendi. Pastaj do të fryhet suri për herë të dytë. Vdekja do të vijë dhe do t'ju marrë me gjithë tmerrin që sjell me vete. Vdekja do të vijë t'ju marrë të gjithëve."*

E pyeta të Dërguarin e Allahut ﷺ:

- O i Dërguari i Allahut! Unë këndoj shumë salavate për ju. Sa kohë të ndaj për të rënë salavat mbi ty, gjatë kohës që unë lutem?

- *Sa të dëshirosh,* - u përgjigj Profeti ﷺ.

- A jam në rregull, në qoftë se një të katërtën e kohës që bëj dua, e ndaj që të bie salavat mbi ty?

- *Sa të dëshirosh,* - tha Profeti ﷺ - *vetëm se, nëse ndan më shumë kohë për salavatin, është më mirë për ty.*

- Atëherë po ndaj gjysmën e kohës së duasë për të rënë salavat. - i thashë unë.

- *Sa të dëshirosh,* - tha Profeti ﷺ - *vetëm se, nëse ndan më shumë kohë për salavatin, është më mirë për ty.*

- Atëherë po ndaj dy të tretat e kohës së duasë për të rënë salavat, - i thashë unë.

- *Sa të dëshirosh,* - tha Profeti ﷺ - *vetëm se, nëse ndan më shumë kohë për salavatin, është më mirë për ty.*

- Atëherë, gjithë kohën e duasë do ta ndaj që të bie salavat mbi ty, - i thashë.

*- Atëherë Allahu i lartësuar ka për t'i plotësuar të gjithë dëshirat tuaja në këtë botë dhe në botën tjetër, si dhe ka për t'i falur gjynahet.* - tha Profeti ﷺ. (Tirmidhi, Kiamet, 23/2457, Hakim, II, 457/3578, Bejhaki, Shuab, III, 85/1418, Abdurezak, II, 214)

Nga ky rast, mësojmë se sahabiu kërkon nga Profeti ﷺ që t'i përcaktojë një masë në lidhje me salavatet që ai do të lexojë për të, prandaj edhe e pyet atë disa herë. I Dërguari i Allahut ﷺ nuk cakton një masë, në mënyrë që të mos ngatërrohet në këtë mënyrë veprimi farz me veprimin e pëlqyer, por njëkohësisht, ai nuk e mbyll portën për atë që dëshiron të bjerë sa më shumë salavat mbi të. Madje, ai e nxit sahabiun që të këndojë sa më shumë salavat mbi të. Ai i jep sihariqin personit që e ndan kohën e duasë vetëm me salavat për Profetin Muhamed ﷺ, me realizimin e çdo dëshire, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër nga ana e Allahut. Në fakt, këndimi i salavatit, për njeriun do të thotë të kryejë njëkohësisht një numër të madh veprash të bekuara, duke e kryer me përpikmëri urdhrin e Allahut: t'i bëjë dhikër Atij, ta madhërojë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, të preferojë t'i japë hakun që i takon Allahut dhe të Dërguarit të Tij, duke lënë mënjanë dëshirat e duke kryer kështu një akt të lartë altruizmi.

Personi që nuk arrin të lutet për veten e tij, sepse gjithë duatë e tij qëndrojnë në salavate mbi të Dërguarin e Allahut ﷺ, nuk humbet asgjë. Përkundrazi, ai fiton shumë gjëra, sepse, në qoftë se një besimtar i dërgon salavate të Dërguarit të Allahut ﷺ, i Dërguari

i Allahut i përgjigjet salavatit të tij me dua edhe më të mira për të.[28] Duaja e Profetit ﷺ për atë besimtar do t'i mjaftojë atij si shpërblim për salavatet që këndon, sepse duaja e Profetit nuk refuzohet dhe pranohet përherë nga Zoti.

Përveç kësaj, Zoti është i kënaqur me ata besimtarë që bien salavat mbi Profetin ﷺ dhe u dhuron atyre begati dhe mirësi të tilla që është e pamundur të përshkruhen. Allahu i lartësuar e mëshiron dhjetë fish besimtarin që bie një herë salavat mbi të Dërguarin e Allahut ﷺ[29], i shlyen dhjetë gjynahe që ka bërë dhe e rrit gradën e tij shpirtërore dhjetë herë.[30] Meleku **Xhebrail** i kërkon dhjetë herë Allahut që t'ia fal gjynahet besimtarit që bie një herë salavat mbi profetin dhe e përshëndet dhjetë herë me selam personin që i dërgon selam një herë Profetit ﷺ.[31]

A mund të ketë gjë më të mirë për besimtarin sesa këto që thamë? Cili sevap mund të jetë i barabartë me gjithë këto mirësi?

Në qoftë se Allahu ia përmbush dëshirat dhe ia fal gjynahet një njeriu, kjo është gjëja më e mirë për të, si në këtë botë, ashtu edhe në jetën tjetër. Ky besimtar shpëton nga të gjithë problemet e kësaj bote dhe të botës tjetër. Prandaj, kur besimtari këndon vetëm sa-

28. Nisa, 86.
29. Tirmidhi, Vitr, 21/485, Muslim, Salat, 70, Ebu Davud, Vitr, 26/1530, Nesai, Ezan 37/676, Sehv 55/1294.
30. Nesai, Sehv, 55/1290.
31. Nesai, Sehv, 55/1293.

lavat, kjo mjafton që të përmbushen të gjithë nevojat dhe dëshirat e tij.

Kështu, i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë:

*"Kur një person këndon salavate për mua, Allahu ma kthen shpirtin, në mënyrë që unë t'i përgjigjem me selame, salavateve që besimtari këndon për mua."* (Ebu Davud, Menasik, 96)

*"Unë i dëgjoj fjalët e besimtarit që dërgon salavate, kur gjendet tek varri im. Mua më mbërrijnë edhe salavatet e besimtarëve që gjenden larg meje."* (Bejhaki, Shuab, II, 215)

Këndimi i salavateve, veçanërisht në ditën e xhuma, është një ibadet shumë i vyer.

**Ebu Derda** ﵁ rrëfen:

Një ditë, i Dërguari i Allahut ﷺ tha:

*"Këndoni shumë salavat ditën e xhuma, sepse ajo është dita kur melekët janë të pranishëm dhe dëshmitarë për salavatet tuaja.*[32] *Mua do të më paraqitet salavati i personit që këndon salavat për mua atë ditë. Unë jam në dijeni rreth atij besimtari deri sa ai të mos këndojë më salavate."*

- Kjo vlen edhe pasi të vdesësh, o i Dërguari i

32. Komentatorët e hadithit e shpjegojnë në këtë mënyrë faktin sesi melekët do të jenë të pranishëm në ditën e xhuma: Melekët vijnë ditën e xhuma dhe qëndrojnë para dyerve të xhamive për të regjistruar sipas radhës, besimtarët që vijnë në xhami. Ata rrokin duart me ata që falin namazin dhe i luten Zotit që t'ua falë gjynahet që kanë bërë. Ata janë dëshmitarët e besimtarëve edhe për punët e tjera, që ata kryejnë këtë ditë.

Allahut? - e pyeta unë.

- *Po,* - u përgjigj Profeti ﷺ - *kjo vlen edhe pasi të vdes unë. Allahu e ka ndaluar dheun që t'i gërryejë trupat e profetëve.* ***Profeti i Allahut jeton edhe pas vdekjes dhe ushqehet me rrizkun e Zotit vazhdimisht.*** (Ibn Maxhe, Xhenaiz, 65, Ebu Davud, Salat, 201/1047, Vitr 26)

**Aliu** رضي الله عنه ka thënë kështu, në lidhje me këtë çështje:

"Ai person që këndon njëqind salavate për Profetin ditën e xhuma, do të ketë ditën e kiametit në mahsher fytyrë të bukur dhe plot nur. Njerëzit do ta kenë zili për fytyrën që ka në atë ditë dhe do të pyesin njëri-tjetrin se ç'vepër të mirë ka bërë ky njeri, që ka këtë fytyrë në këtë ditë?" (Bejhaki, Shuabul-iman, III, 212)

Leximi i salavateve në mënyrë të vazhdueshme, është shenjë e dashurisë së madhe që besimtari ushqen ndaj të Dërguarit të Allahut ﷺ. Kjo e bën besimtarin më të afërt me Profetin Muhamed ﷺ. Për me tepër, në një hadith fisnik thuhet:

*"Njeriu që do të jetë më i afërti për mua në ditën e kiametit, është ai që ka kënduar më shumë salavate për mua në këtë jetë."* (Tirmidhi, Vitr, 21/484)

Zoti nuk është i kënaqur me ne, në qoftë se tregohemi indiferentë në lidhje me të Dashurin e Tij Fisnik, të cilin e dërgoi mëshirë për gjithë njerëzimin. Për këtë arsye, ata që tregohen koprracë dhe nuk këndojnë vazhdimisht salavat për profetin Muhamed ﷺ, kanë për t'u ngatërruar shumë herë gjatë rrugës së tyre për

në xhenet.[33] I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë kështu, në lidhje me këtë çështje:

*"Një bashkësi a grup njerëzish që marrin pjesë në një kuvendim e nuk e përmendin Allahun dhe nuk këndojnë salavat mbi të Dërguarin e Tij gjatë kuvendimit, kanë punuar një të metë të madhe, që do të bëhet shkak që ata të pendohen thellë. Ata meritojnë të dënohen nga ana e Allahut. Po deshi, Allahu i dënon ata dhe po deshi ua fal atë që kanë bërë."* (Tirmidhi, Deavat, 8/3380)

**Ebu Bekri** رضي الله عنه, besniku i profetit Muhamed, ka thënë:

"Këndimi **salavat** me sinqeritet mbi të Dërguarin e Allahut ﷺ, i shlyen gjynahet më shpejt seç e fik uji zjarrin. Ta përshëndesësh atë me **selame**, është më e vlefshme sesa t'i falësh lirinë një numri të madh skllevërish. **Ta duash** me gjithë shpirt Profetin Muhamed ﷺ, është veprim më sublim sesa të luftosh në rrugën e Allahut." (Hatib Bagdadi, Tarihu Bagdad, Bejrut 1422, VIII, 39)

33. Ibn Maxhe, Ikamet, 25.



# Nga klima shpirtërore e të dashuruarve pas Profetit Muhamed ﷺ

# NGA KLIMA SHPIRTËRORE E TË DASHURUARVE PAS PROFETIT MUHAMED ﷺ

Sahabët fisnikë e donin Profetin më shumë se të afërmit e tyre, se pasuria që kishin, madje edhe se vetvetja. Ata e shfaqnin këtë dashuri, duke i thënë Profetit, sa herë që i drejtoheshin: ***"T'u bëfsha kurban, unë me gjithçka që kam, o i Dërguari i Allahut!"*** E konsideronin mirësi që të përmbushnin një dëshirë të Profetit dhe prisnin me pasion dhe dashuri të madhe urdhrat e tij, në mënyrë që të nderoheshin me këtë gjë.

**Enesi** ﷺ tregon:

Sahabët nuk donin askënd tjetër më shumë se të Dërguarin e Allahut ﷺ. (Ahmed, III,132, 250-251)

**Xhabiri** ﷺ e pati shprehur me këto fjalë, shkallën e dashurisë dhe respektit që kishin sahabët për Profetin Muhamed:

"Ata e donin dhe e çmonin Profetin ﷺ më shumë se dritën e syve. Kurrë nuk i afroheshin shumë Profetit, nga frika se mos e shqetësonin atë." (Darimi, I, 28-29, Ahmed, III, 397-398.)

Kur ktheheshin nga betejat, ata më parë shkonin

tek profeti Muhamed ﷺ, e shikonin dhe nuk kishin të ngopur duke e parë atë, i paraqisnin atij selamet dhe respektin që kishin dhe pastaj shkonin nëpër shtëpitë e tyre. (Tirmidhi, Menakib, 19/3712, Ahmed, IV, 437-438)

Sahabët nuk duronin dot që të qëndronin larg të Dërguarit të Allahut ﷺ. Kur ndonjë prej tyre nuk e shihte Profetin ﷺ ndonjë ditë, nuk qëndronte në shtëpi, por dilte dhe e kërkonte që ta gjente, vetëm që ta shihte. Kur Profeti ﷺ i pyeste nëse kishin ndonjë kërkesë, ata nuk kërkonin prej tij ndonjë gjë tjetër, vetëm që ai të lutej që në Ditën e Gjykimit të ishin së bashku në xhenet.

Ata nuk dëshironin të jetonin në një banesë që ishte më e lartë se banesa e të Dërguarit të Allahut ﷺ.

U kushtonin rëndësi të madhe sendeve të Profetit Muhamed dhe nuk lejonin që mushrikët t'i preknin me dorë ato.

Ebu Sufjani pati ardhur në Medine si përfaqësuesi i mushrikëve të Mekës, të cilët e kishin prishur marrëveshjen e paqes që kishin me myslimanët, duke bërë një masakër të vërtetë ndaj një grupi myslimanësh dhe pati shkuar tek shtëpia e gruas së Profetit, **Umu Habibes**, e cila ishte edhe e bija e **Ebu Sufjanit**. Gruaja e Profetit, Umu Habibe, ia pati hequr minderin mbi të cilin donte të ulej Ebu Sufjani që kishte ardhur në shtëpinë e saj. Ebu Sufjani mbeti i habitur dhe e pyeti:

- Kush është më i vlefshëm për ty, unë apo ky minder?

Ja si iu përgjigj Umu Habibe, e cila qe shkrirë në dashurinë e saj ndaj Profetit ﷺ:

- Ky është minderi i Profetit Muhamed ﷺ. Prandaj ti, si një mushrik që je, nuk e meriton kurrë të ulesh mbi të!

Ebu Sufjani mbeti i ngrirë nga përgjigja që mori:

- Bija ime, - tha ai - ti ke ndryshuar fare, që kur je ndarë prej nesh.

- Jo, - u përgjigj Umu Habibe - Allahu më ka nderuar, duke më bërë myslimane.

Me këto fjalë, ajo i kujtoi Ebu Sufjanit se besimi është vlera më sublime që qëndron mbi çdo gjë. (Ibn Hisham, IV, 12-13)

**Halid bin Velidi** رضي الله عنه, komandanti i madh mysliman, qe hedhur në mesin e radhëve të ushtrisë armike, kur i pati rënë nga koka çallma që mbante, brenda së cilës ruante disa fije nga qimet e mjekrës dhe të flokëve të Profetit Muhamed, nga frika se mos çallma i binte në duart e armikut dhe i përdhosnin ato fije. (Taberani, Kebir, IV, 122)

❀

Sahabët, zemrat e të cilëve qenë pasuruar me dashurinë për Profetin Muhamed ﷺ, qëndronin të qetë dhe pa bërë zë kur ishin së bashku me të Dërguarin e Allahut, a thua se mbi kokë qëndronte ndonjë zog që do të ngrihej e ikte, sapo të lëviznin apo të bëzanin ata dhe e dëgjonin Profetin me kujdes të madh, duke

u përpjekur që ta kuptonin atë sa më mirë.

Ata nuk e ngrinin kurrë zërin në prani të Profetit dhe, nëse ndodhte që ndonjëri të fliste me zë të lartë, i tërhiqnin vëmendjen. Madje edhe sahabët më të afërt për Profetin Muhamed, si Ebu Bekri dhe Umeri, flisnin me zë të lehtë sikur, ishin duke i thënë ndonjë sekret.

Sahabët fisnikë pëlqenin çdo gjë që i pëlqente të Dërguarit të Allahut dhe nuk pëlqenin asgjë që nuk i pëlqente atij.

**Enesi** رضي الله عنه rrëfen:

"Një rrobaqepës pati përgatitur ushqim dhe e pati ftuar të Dërguarin e Allahut ﷺ. Ai më mori edhe mua me vete. I zoti shtëpisë pati shtruar mbi sofër bukë elbi, supë me kungull dhe mish të thatë, që arabët e quanin kadid. Pashë se i Dërguari i Allahut ﷺ përzgjidhte dhe hante copat e kungullit. Që nga ajo ditë dhe deri më sot, mua më pëlqen shumë të ha kungull.[34] Që nga ajo ditë, kur më pyesin se çfarë dëshiroj të më gatuajnë, u them se, nëse mund të bëjnë ndonjë ushqim që i hidhet edhe kungull, të ma gatuajnë, nëse kanë mundësi." (Muslim, Eshribe, 144-145)

**Zejd bin Desine** رضي الله عنه dhe **Hubejdi** رضي الله عنه, patën rënë rob tek mushrikët, të cilët, pasi i torturuan, i vranë dhe

34. Buhari, Etime, 33, Buju, 30, Muvata, Nikah, 51.

ranë dëshmor (shehid). Para se t'i vrisnin, i pyetën secilin prej tyre:

- A do të dëshiroje që në vendin tënd të ishte Muhamedi, ndërsa ti të jetoje?

Ata i vështruan me keqardhje mushrikët, që u bënin këtë pyetjeje të mjerë dhe u përgjigjën:

- Jo vetëm do të dëshironim të ishim me familjen dhe fëmijët tanë në vend që Profeti Muhamed të ishte në duart tuaja, por edhe po ta dimë se në këtë moment atij i ka hyrë një gjemb në këmbë, do të shqetësoheshim më shumë për të sesa për veten tonë.

Ebu Sufjani mbeti si i ngrirë përpara kësaj tabloje të rrallë dashurie dhe tha:

***- Çudi! Unë nuk kam parë në botë bashkësi që do prijësin e vet, aq sa e duan shokët e tij Muhamedin.*** (Vakidi, I, 360-362, Ibn Sad, II, 56)

❀

Kur ushtria myslimane po kthehej nga **beteja e Uhudit** për në Medine, i Dërguari i Allahut ﷺ ishte hipur mbi kalë, ndërsa **Sad bin Muadhi** رضي الله عنه e tërhiqte kalin prej frerësh. **Kebshe bint Ubejd** رضي الله عنها, nëna e Sadit, erdhi drejt Profetit.

- Kjo është nëna ime, o i Dërguari i Allahut! - i tha Sadi.

- *Përshëndetje!* - tha i Dërguari i Allahut ﷺ.

Gruaja u afrua dhe, pasi e vështroi një copë herë

në fytyrë të Dërguarin e Allahut ﷺ, tha:

***- T'u bëfsha kurban, o i Dërguari i Allahut! Fatkeqësitë që më kanë rënë mbi kokë nuk janë asgjë, tani që të pashë shëndosh.***

Pasi e ngushëlloi për vdekjen e të birit Amr bin Muadhit, që kishte rënë shehid në betejë, i Dërguari i Allahut ﷺ i tha asaj:

*- O nëna e Sadit! Do të jap një sihariq! Këtë sihariq tregojua të gjithë familjarëve tuaj! Të gjithë ata që kanë rënë shehid nga fisi juaj, janë mbledhur tok atje në xhenet. (Dymbëdhjetë vetë kishin rënë shehid.) Allahu u dha leje atyre që të bëjnë shefaat për anëtarët e tjerë të familjeve të tyre që janë gjallë.*

***- Ne jemi të kënaqur me vendimin e Zotit, o i Dërguari i Allahut,*** - tha Kebshe ***- nuk do të vajtojmë për asnjërin prej tyre, që tani e tutje.*** O i Dërguari i Allahut, lutuni edhe për ata që lanë pas në këtë botë ata shehidë.

- *Allahu im!* - u lut Profeti ﷺ, - *lehtësoje pikëllimin që kanë ata në zemër dhe dhuroju shpërblimin e durimit të fatkeqësive. Kujdesu sa më mirë për ata që kanë lënë pas!*

Pasi bërë këtë dua, i Dërguari i Allahut ﷺ u nis për rrugë. Sahabët fisnikë e ndiqnin nga pas. I Dërguari i Allahut ﷺ i tha Sadit:

*- Nga fisi yt ka shumë të plagosur me plagë të rënda. Ditën e Kiametit ata do të vijnë të gjithë me*

*plagët që u kullojnë gjak. Gjaku i tyre do të ketë ngjyrë të kuqe, por aromën do ta ketë si erë misku. Thuaju të shkojnë nëpër shtëpitë e tyre dhe të mjekojnë plagët. Mos të lodhet kush duke ardhur pas nesh. Thuaju që ky është urdhri im i prerë.*

- Urdhri i prerë i Profetit, - thirri Sadi ﵁ me zë të lartë - është që asnjë njeri i plagosur prej fisit Benu Esh'hel të mos na ndjekë dhe të shkojë në shtëpinë e tij.

Të gjithë të plagosurit, me dëshirë apo pa dëshirë, u kthyen pas. Gjatë gjithë natës ndezën zjarre dhe mjekuan plagët e tyre nën dritën e flakëve. Nga ky fis ishin tridhjetë vetë të plagosur. (Vakidi, I, 315-316, Dijarbekri, I, 444)

❀

Edhe vlerësimi më i vogël i Profetit ﷺ kishte aq vlerë për sahabët, sa nuk e ndërronin me të gjithë botën:

Grupi i fundit i atyre që kishin emigruar më parë në Etiopi, erdhën tek i Dërguari i Allahut me rrugë detare, gjatë marrjes së Hajberit. Në mesin e tyre ishte edhe **Esma bint Umejs** ﵂. Kjo grua sahabe erdhi një ditë tek gruaja e Profetit, Hafsaja. Pasi kishin ndenjur një copë herë, erdhi aty edhe Umeri ﵁, i cili, kur e pa Esmanë, e pyeti Hafsanë:

- Kush është kjo grua, bija ime?

- Esma bint Umejs! - u përgjigj Hafsaja.

- Ajo etiopiania, - tha Umeri me shaka - që ka

marrë pjesë në udhëtimin e fundit me det.

- Po, - u përgjigj Esmaja.

- Ne ua kemi kaluar juve me hixhret, - tha Umeri - e meritojmë të quhemi më të afërt se ju me të Dërguarin e Allahut ﷺ.

Esmaja ؓ u prek shumë nga këto fjalë dhe tha:

- Jo, vallahi, ke folur gabim tani, o Umer. Ju keni qenë pranë të Dërguarit të Allahut ﷺ. Ai ushqente ata që ishin të uritur në mesin tuaj dhe i mësonte ata që nuk dinin prej jush. Ne kemi qenë larg, në Etiopi, ku jetonim në kushte shumë të vështira, mes të huajsh dhe jomyslimanësh. Këtë e bënim për hir të Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Betohem tek Allahu, se as nuk kam për të shtënë bukë në gojë dhe as kam për të pirë pikë uji, pa i treguar Profetit ﷺ për këto që më the. Ne kemi duruar halle të ndryshme në Etiopi dhe zemrat i kishim të mbushura plot frikë. Do ta pyesim të Dërguarin e Allahut ﷺ dhe kemi për të parë se kush ka të drejtë. Vallahi, as nuk kam për të gënjyer, as kam për t'i shtrembëruar, as kam për të shtuar asnjë gjë fjalëve që me the! Çfarë më ke thënë dhe si ma ke thënë, ashtu kam për t'ia treguar të Dërguarit të Allahut ﷺ!

Esmaja ؓ shkoi te Profeti Muhamed ﷺ dhe i tha:

- O Profeti i Zotit! Umeri më ka thënë kështu e kështu e kështu!

- *Po ti, çfarë i ke thënë atij?* - e pyeti i Dërguari i Allahut ﷺ.

- I kam thënë kështu e kështu e kështu. - u përgjigj Esmaja.

- *Ai nuk ka më shumë të drejtë sesa juve, në sytë e mi,* - tha Profeti Muhamed ﷺ. - *Ai dhe shokët e tij bënë një herë hixhret, ndërsa ju, udhëtarët e anijes, bëtë dy herë hixhret.*

Esmaja رضي الله عنها tregon:

- Kur erdhëm me anije nga Etiopia, një grup sahabësh, mes të cilëve edhe Ebu Musa el-Eshariu, vinin si valët e detit tek ne dhe na pyesnin në lidhje me këtë hadith. **Nuk kishte fjalë në botë, që i kishte gëzuar ata më shumë sesa ky hadith i Profetit dhe nuk kishin gjë tjetër më të dashur se ai hadith.** Në mënyrë të veçantë Ebu Musa رضي الله عنه, më bënte që t'ia tregoja këtë hadith herë pas here dhe nuk dinte të ngopej duke dëgjuar këtë fjalë të të Dërguarit të Allahut. (Buhari, Megazi, 36, Muslim, Fedailus-sahabe, 169)

❀

Sahabët fisnikë ngashëreheshin me kujtimet që u kishin mbetur nga Profeti Muhamed dhe u kushtonin shumë rëndësi atyre.

**Abdullah ibn Unejs** رضي الله عنه rrëfen:

Kisha përfunduar një detyrë të rëndësishme, që më kishte dhënë i Dërguari i Allahut ﷺ dhe shkova tek ai. Profeti ﷺ më mori me vete në shtëpinë e tij, më dha një shkop dhe më tha:

- *Ruaje këtë shkop, o Abdullah ibn Unejs!*

E mora shkopin dhe, kur shkova tek njerëzit e tjerë, më pyetën:

- Ç'është ky shkop?

- Ma ka dhënë i Dërguari i Allahut ﷺ dhe më ka urdhëruar ta ruaj, - u thashë.

- Përse nuk kthehesh prapë tek i Dërguari i Allahut ﷺ dhe e pyet përse ta ka dhënë ta ruash. - më thanë.

U ktheva tek i Dërguari i Allahut ﷺ dhe e pyeta:

- O i Dërguari i Allahut! Përse ma ke dhënë ta ruaj këtë shkop?

- *Ta kam dhënë, që ta kesh si shenjë që të të njoh në Ditën e Kiametit. Atë ditë do të jenë të pakët njerëzit, që do të arrijnë të mbështeten në gjëra të qëndrueshme si shkopi. (Pra njerëzit që do të mund të mbështeten në veprat e tyre të mira, kanë për të qenë të pakët.)*

Abdullahu رضي الله عنه e lidhi shkopin për shpatën e tij dhe nuk e mbante kurrë larg vetes. Kur iu afrua vdekja, u la amanet njerëzve të tij që shkopin t'ia vinin brenda në qefin dhe ta varrosnin bashkë me të. Testamentin ia çuan në vend. (Ahmed, III, 496)

❀

**Umu Han** رضي الله عنها rrëfen:

Profeti ﷺ erdhi tek unë dhe më kërkoi ujë për të pirë. Unë e qerasa me ujë. Pasi piu ujë, pjesën që mbeti

në gotë ma zgjati mua që ta pija. Pasi e piva, i thashë:

- O i Dërguari i Allahut! Unë kisha agjëruar nafile sot, por nuk më bëri zemra ta refuzoja atë që kishte mbetur prej teje! (Ahmed, VI, 343, 424)

❁

Profeti Muhamedi ﷺ qe një pol (kutb) dashurie i tillë, që çdo krijesë me përjashtim të njerëzve dhe xhindëve indiferentë (gafil), qe dashuruar me Të. Për këtë arsye edhe trungu i hurmës, mbi të cilën mbështetej Profeti kur mbante ligjërim (hutbe), filloi të rënkonte dhe të qante me mallin që i digjte për të, pasi Profeti rrinte larg saj, kur sahabët bënë një minber për të. Vetëm kur Profeti zbriti nga minberi dhe e përkëdheli, trungu i hurmës u qetësua.[35]

Hirësia e tij, **Mevlana Xhelaledin Rumi**, njëri nga miqtë e mëdhenj të Zotit, e shpreh kështu në veprën e tij Mesnevi, me stilin e tij të veçantë të rrëfimit këtë ngjarje, duke vënë në gojën e trungut të hurmës këto fjalë:

*"Pejgamberi ﷺ zbriti nga minberi dhe, duke e ledhatuar trungun me duart e bekuara, e pyeti me një mirëkuptim të thellë:*

*- O trung hurme! Ç'kërkon? Pse po qan? Ç'hall ke?*

*Trungu i hurmës filloi të fliste me gjuhën e ndjenjave dhe, mes lotëve të nxehtë, i tha:*

35. Buhari, Xhuma, 26, Menakib, 25, Tirmidhi, Menakib, 6/3627, Ahmed, III, 300.

*- O i Dërguari i Allahut! U përvëlova nga ndarja jote! Shpirti më është mbushur me një hidhërim, dëshpërim dhe mall të papërshkruar! Më parë isha unë ajo shtylla fatlume dhe e lumtur, ku ti mbështeteshe kur mbaje hutbe, kurse tani më ke braktisur dhe je ngjitur mbi një minber të lartë! Tani, ai minber është mbështetja jote! Por, o i Dërguari i Allahut, të lutem më jep të drejtë: kush është ajo qenie në këtë botë, që mund ta durojë ndarjen prej teje?”*

*Përballë vajtimit me një dashuri të thellë të trungut të hurmës, i Dërguari i Allahut ﷺ i tha kështu, për ta ngushëlluar dhe qetësuar:*

*- O trung hurme! Meqë vajtimi yt është prej hidhërimit të ndarjes, kërkomë ç’të duash! A dëshiron t’i lutem Allahut që të bëjë një pemë të gjallë e të gjelbëruar, që rrit fruta për të gjithë njerëzit e lindjes dhe perëndimit? Ose të bëjë një fidan selvie në xhenet që të mbetesh përjetësisht e re, e freskët dhe e bukur?*

*Dhe trungu i hurmës, që kishte merituar këtë konsideratë të lartë, si shfaqje të dashurisë përvëluese për të Dërguarin e Allahut ﷺ, i bëri atij këtë kërkesë:*

*- O i Dërguari i Allahut! Asnjërën s’e dua! E vetmja dëshirë që kam, është të shkrihem në qenien tënde, prandaj të më groposësh e të më shpëtosh nga ky trup i vdekshëm! Sepse pema, sado e njomë dhe e bukur që të jetë, ushqimin e merr nga*

*dielli dhe uji. Kurse jeta ime u ushqye me bukurinë e dritës tënde! E shijoi kënaqësinë e ngrohjes me ngrohtësinë tënde, të djegies dhe përvëlimit tek ti! Unë tashmë nuk ndahem dot nga kjo kënaqësi e ëmbël dhe e këndshme! Dua të mbetem i përjetshëm! Groposmë dhe asgjësomë në mënyrë që të ringjallem e të përjetësohem tek Ti, tek bukuria Jote e vetme!*

*Dhe ai trung hurme u gropos në tokë, me qëllim që ditën e kiametit të ringjallet si njerëzit!"*

❀

**Ebu Ejub el-Ensariu** ﵁, i cili pati nderin ta mirëpriste Profetin Muhamed në shtëpinë e tij për gjashtë muaj, pasi ai emigroi nga Meka në Medine, shkoi tek **Abdullah bin Abas**, të cilin Aliu e kishte caktuar si emirin e Basras, gjatë një periudhe të varfër ekonomike.

Abdullahu ﵁ urdhëroi anëtarët e shtëpisë që të lironin shtëpinë dhe tha:

***- O Ebu Ejub. Unë do ta zbraz banesën time për ty, ashtu siç dole ti nga shtëpia jote për t'ia lënë atë Profetit ﷺ për banim.***

Abdullahu i dha Ebu Ejubit çdo gjë që kishte në shtëpi. Kur Ebu Ejubi ﵁ po largohej nga Basra, Abdullahu ﵁ e pyeti:

- A ke nevojë për gjë tjetër?

- Kam nevojë për tetë shërbëtorë që të më punoj-

në tokën dhe për katër mijë dirhem.

Abdullah bin Abasi ؓ i dha atij pesëfishin e asaj që i kërkoi, pra njëzet mijë dirhem dhe dyzet shërbëtorë. (Hejthemi, IX, 323)

❀

Një ditë, **Zejd bin Thabiti** ؓ po bëhej gati të hipte mbi kafshë. Ibn Abasi ؓ e kapi për yzengji.

- Mos vepro kështu, por lëre yzengjinë, o djali i xhaxhait të Profetit. - i tha Zejdi ؓ.

- Ne na kanë urdhëruar që të sillemi në këtë mënyrë me dijetarët dhe ata që janë më të mëdhenj se ne, - i tha Ibn Abasi.

- A mund të ta shoh pak dorën. - i tha Zejdi ؓ.

Kur Ibn Abasi ؓ i tregoi dorën, Zejdi ؓ ia puthi atë dhe tha:

***- Dhe ne na kanë urdhëruar që të sillemi në këtë mënyrë me Ehli Bejtin e Profetit ﷺ!*** (Ali el-Mutaki, Kenzul Umal, XIII, 396/37061)

❀

Kur **Ibn Umeri** ؓ shkonte për në Mekë, për të kryer haxhin ose umren, i tërhiqte frerët e devesë, kur ajo niste të ecte shpejt dhe thoshte:

- Mos të nxitojmë! Mundet që këmba e devesë të shkelë mbi vendin ku ka shkelur këmba e devesë së Profetit Muhamed ﷺ dhe atëherë edhe unë edhe deveja ime kemi për të qenë nga të lumturit në botën

tjetër! (Hatem Umer Taha, Kevkebud durri, Medinetul Munevere 1426, fq. 202)

❀

Kjo dashuri pasionante e sahabëve mund të dallohej shumë mirë edhe në respektin dhe kujdesin që ata tregonin, kur lexonin hadithet fisnike apo i raportonin ato. Sahabëve fisnikë u dridhej zemra dhe u zverdhej fytyra nga frika se mos gabonin pa dashje ndonjë gjë, teksa raportonin hadithe nga Profeti Muhamed.

**Amr bin Mejmun** rrëfen:

Unë nuk mungoja në kuvendimet e mbrëmjes së ditës së enjte që mbante **Ibn Mesudi**. Nuk e kam dëgjuar asnjëherë atë të përdorte shprehje të formës së prerë të tipit: "I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë..." Një natë, në dallim nga netët e tjera e filloi kuvendimin me fjalët: "I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë..." Me të thënë këto fjalë, heshti dhe uli kokën. E pashë pas disa minutash. Ai i kishte zbërthyer kopsat e këmishës, i kishte sytë të përlotur dhe rrinte në këmbë me gushën e fryrë. Pasi qëndroi kështu një copë herë, tha këto fjalë:

"Më duket se i Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë kështu, diçka të tillë me këtë apo të ngjashme me këtë që do t'ju them." (Ibn Maxhe, Mukadime, 3.)

❀

Kur i Dërguari i Allahut ﷺ vdiq, sahabët e tij u

bënë si qirinjtë që digjen dhe shkrihen nga pikëllimi. Zemrat pasionante, që nuk duronin asnjë ditë të rrinin pa e parë Profetin, nuk do ta shihnin atë më, në këtë botë. **Abdullah bin Zejdi** ؓ, që nuk e duronte dot këtë ndarje përmalluese, ngriti duart drejt dergjahut hyjnor dhe me shpirt të pikëlluar, mes lotëve të sinqertë që pikonin, u përgjërua me këto fjalë:

"O Zot! Ma merr dritën e syve! Nuk dua të shoh asgjë në këtë botë, tani që sytë nuk do të më shohin Profetin."[36]

Pas vdekjes së Profetit ﷺ, disa sahabë qanin dhe nuk mund të flisnin, kur u kujtohej i Dërguari i Allahut ﷺ. Kur kalonin pranë shtëpisë së Profetit ﷺ, kthenin kokat mënjanë, sepse nuk duronin dot zjarrin e ndarjes dhe nuk arrinin ta shihnin me sy shtëpinë e bekuar të Profetit.

Për shembull, **Abdullah ibn Umeri** ؓ qante sa herë që përmendej Profeti Muhamed ﷺ. (Darimi, I, 40, Ibn Sad, IV, 168)

**Imam Zuhri**, dijetari më i madh i brezit të tabiinve, ka qenë njeriu më i qetë dhe më i vetëpërmbajturi, por kur i përmendnin të Dërguarin e Allahut ﷺ, ai e humbiste veten dhe bëhej sikur nuk ishte ai që njihje disa çaste më parë. (Kadi Ijad, Shifa, II, 597-598)

Kur u afrohej momenti i vdekjes, sahabët fillonin të gëzoheshin dhe derdhnin lot, duke thënë:

"I lumi unë, nesër do të takohem me njeriun më

36. Kurtubi, el-Xhami, Bejrut 1985, V, 271.

të dashur për mua, me profetin Muhamed ﷺ dhe shokët e tij!"[37]

❀

Shkurtimisht, sado respekt dhe dashuri që mund të ushqehet ndaj Profetit Muhamed ﷺ apo çdo gjëje tjetër që na sjell ndërmend atë, përherë ajo mbetet shumë e pakët, në krahasim me dashurinë dhe respektin që meriton ai. Për më tepër që ai Profet, pati merituar të quhej "Krijesa ime më e dashur!" (Habibi) nga Allahu "Transcendencial" (Muteal), pra që nuk e rrok dot, as perceptimi dhe as imagjinata. Krijuesi i Gjithësisë duke urdhëruar:

**"Vërtet, Allahu e bekon të Dërguarin dhe engjëjt e Tij luten për atë. O besimtarë, lutuni për atë dhe përshëndeteni me 'selam'!"** (Ahzab, 56) këndon salat dhe selame së bashku me një numër të panumërt melekësh.

Përballë kësaj të vërtete kuranore, është e pamundur të qasemi ndaj virtyteve perfekte të atij Profeti, të perceptohet dhe të rroket tërësisht figura e tij e lartë me anën e fjalëve njerëzore. Për ne, robërit e ngratë të Zotit, nuk ka mundësi tjetër, përveç se t'i vëmë pikën kësaj teme, deri në pafundësinë e heshtjes. Dhe gjuhët më elokuente janë të paafta ta përshkruajnë atë personalitet ashtu siç e meriton. Shprehjet e gjuhëve

37. Për shumë shembuj të tjerë të dashurisë së thellë që besimtarët kanë ushqyer ndaj profetit Muhamed gjatë historisë, lexoni Osman Nuri Topbash, Qytetërimi i virtyteve, I, 223-265.

njerëzore, në lidhje me personalitetin e tij profetik, janë si disa pika uji nga oqeani i pafund...

**Zoti i ringjalltë zemrat tona me dashurinë për Allahun dhe dashurinë për të Dërguarin e Zotit ﷺ! Na mundësoftë që në këtë botë të jetojmë sipas frymës dhe përshpirtshmërisë së të Dërguarit të Allahut ﷺ dhe në jetën tjetër të meritojmë shefa-atin e Profetit ﷺ!**

**Amin!..**

# PËRMBAJTJA